# ABSTRAKT

Ky doracak përmbanë udhëzime për përdorimin e inteligjencës artificiale (AI) ChatGPT për fillestarë në gjuhën shqipe. Doracaku i kushtohet kryesisht arsimtarëve, por është gjithashtu i dobishëm për nxënës, studentë dhe këdo tjetër që dëshiron të bëjë hapat e parë në përdorimin e kësaj teknologjie të mahnitëshme. Përfshin qasjen në ChatGPT, udhëzime për formulimin e prompteve efektivë përmes shembujve, prej më të thjeshtëve e deri te më të avancuarit. Në kapitujt e fundit janë diskutuar aspektet e përdorimit më të avancuar të ChatGPT, me shembuj për krijimin e planeve mësimore dhe tutorit inteligjent personal për mësimnxënie.

## PËRMBAJTJA

# I – KONCEPTE THEMELORE

## HYRJE

Ky doracak është punuar për fillestarë, me një theks te arsimtarët, që dëshirojnë të përdorin inteligjencën artificiale ChatGPT në punën e tyre për mësimdhënie efektive dhe për ngritje profesionale vetanake. Natyrisht doracaku mund t'i hyjë në punë edhe kujdo tjetër, sepse parimet bazë të përdorimit janë univerzale, ndërsa "dituritë" e ChatGPT janë të pafund.

Përkufizimi më i thjeshtësuar i ChatGPT është se ky është një program kompjuterik që merr një kërkesë a urdhër nga njeriu dhe jep një përgjigje, ngjashëm me atë që ndodhë në një bisedë të zakonshme njerëzore.

Shfaqja e ChatGPT në botën e internetit, para rreth një viti, më 30 nëntor 2022, paraqet një revolucion të ri teknologjik që do të transformojë të gjithë aktivitetin njerëzor. Kjo teknologji, që në thelb funksionon në bazë të inteligjencës artificiale (AI), do të mundësojë përhapjen e informacioneve dhe diturive me cilësi, saktësi dhe shpejtësi të paimagjinueshme deri më tash. Dhe jo vetëm kaq, ChatGPT ka aftësi të transformojë informacionet në një trajtë, vëllim dhe stil që i përshtatet kërkesave të veçanta të secilit njeri që komunikon me të. Kjo aftësi e përshtatjes paraqet tiparin thelbësor të inteligjencës, që në këtë rast është inteligjencë e një sistemi softuerik që emërtohet si ChatGPT.

Në mesin e qenieve të gjalla në këtë planet, vetëm njeriu ka tiparin e inteligjencës. Andaj është e natyrëshme që shfaqja e një makine inteligjente është një befasi e madhe. Shumë njerëz janë skeptik, të hutuar dhe të frikësuar nga kjo teknologji. Madje disa mendojnë se është një teknologji tejet e rrezikshme që mund të shkatërrojë njerëzimin! Andaj, përdorimi i duhur i kësaj teknologjie, për të mirën e njerëzimit, për mbrojtjen e natyrës dhe promovimin e humanitetit si parim kulmor i raporteve shoqërore dhe respektimi i parimeve të etikës njerëzore është një imperativ i kohës që po jetojmë dhe i të ardhmes së njerëzimit.

Ndalimi i përdorimit të kësaj teknologjie, me pretekstin se është e rrezikshme, nuk ka kuptim. Zbatimet e saj janë duke u zgjeruar dhe sofistikuar me ritme të shpejta, duke transformuar çdo aktivitet njerëzor kudo në botë. Andaj, nuk na mbetet tjetër përveç se të mësojmë e ta zbatojmë këtë teknologji për të mirën e përgjithshme.

Komunikimi i njeriut me ChatGPT i gjason shumë komunikimit ndërnjerëzor. Në dialog me të, ChatGPT duhet parafytyruar si një njeri i gjithëdijëshëm, modest në sjellje, i sinqertë, i shpejtë në bisedë, i durueshëm, miqësor dhe i palodhur. Përgjigjet e tij janë të mbështetura në parime shkencore, mirëpo nuk është i pagabueshëm dhe nuk mbanë përgjegjësi për ndonjë përgjigje të gabuar. Andaj është e domosdoshme që të bëhen kërkime të thelluara për të ardhur deri te një informacion i saktë dhe i besueshëm. Në fund të fundit, është plotësisht në dorën e njeriut dhe është në përgjegjësi të plotë e tij se çka do të bëjë me ato informacione që ia servon kjo makinë inteligjente.

Thellësia dhe saktësia e përgjigjeve të ChatGPT varet nga burimet e informacioneve që i ka në memorien e vet dhe e atyre që i gjenë në internet. Me fjalë të tjera, inteligjenca artificiale ChatGPT funksionon vetëm brenda botës digjitale. Fjalia që shpesh dëgjohet në zhargonin e të rinjëve: "Çka nuk gjen në internet, nuk ekziston fare.", tash po del se është më se e vërtetë.

Tranzicioni digjital nuk është një luks apo çështje e zgjedhjes, por është një domosdoshmëri e kohës. Digjitalizimi i thesareve kombëtare, si gjuha, arti, historia apo kultura, duhet të jetë prioritet serioz, veçmas për kombet dhe kulturat e vogla, si që është kombi shqiptar. Andaj, krijimi i platformave digjitale në të gjitha fushat me interes kombëtarë, duke filluar nga krijimi i platformës digjitale të fjalorit të gjuhës shqipe,

i fjalorëve për të gjitha fushat e shkencave dhe teknologjisë, i enciklopedisë shqiptare dhe i platformave të arsimit kombëtar, duhet të jenë prioritete kombëtare të rëndësisë së parë.

Paralelisht me këtë, duhet ndërmarrë reforma të nevojshme për të përshpejtuar tranzicionin e sistemit arsimor nga praktikat anakronike të epokës industriale në modele arsimore bashkëkohore, që janë në pajtueshmëri dhe koherencë me kohën që po jetojmë. Revolucioni i inteligjencës artificiale tashmë ka ndodhur dhe shfrytëzimi i kësaj teknologjie, është një mundësi e shkëlqyer për transformimin domethënës të arsimit tonë, drejt një arsimi të epokës digjitale të shekullit 21.

Platformat e inteligjencës artificiale (AI) janë duke vërshuar botën e shkencave, teknologjisë, inxhinierisë, biznesit, etj. me një shpejtësi marramendëse. Ato po bëhen pjesë e pandashme edhe e shoqërisë sonë, duke transformuar sektorë të ndryshëm dhe duke ndikuar në jetën tonë të përditshme. Këto platforma, të fuqizuara nga algoritmet e mësimit të makinës dhe të sasive të mëdha të të dhënave, janë të dizajnuara për të imituar inteligjencën njerëzore dhe për të kryer detyra që normalisht kërkojnë intelektin njerëzor, shih artikullin "TOP 18 ARTIFICIAL INTELLIGENCE PLATFORMS".[1], ose skeno kodin QR këtu pranë.

Një informacion më të plotë mbi ndikimet transformuese pozitive që i ka kjo teknologji në arsim, përfshirë temat që kanë një lidhshëmiri të drejtpërdrejtë me materien e këtij doracaku, mund të gjeni në artikullin tim të botuar në Academia.edu: "AI në Arsimin e Kosovës - AI in Kosova Education"[2], ose duke skanuar QR-kodin këtu pranë.

*..*..*

Ky doracak është punuar me synimin kryesor që këtë teknologji ta bëjmë të kuptueshme për fillestarët që nuk kanë asnjë prapërgatitje.

Për t'i bërë më të kuptueshme veprimet me ChatGPT, gjatë tërë tekstit të doracakut janë dhënë shumë shembuj konkret të komunikimit me këtë robot inteligjent, që nga ata fare të thjeshtë e deri te ata që janë tejet të avancuar.

Natyrisht, nuk ka asgjë të përsosur, as ky doracak nuk është as afërsisht i përsosur, por një veçanti e jashtëzakonshme e ChatGPT është se, nëse gjatë punës nuk kuptoni diçka, atëherë pyeteni ChatGPT dhe do të merrni përgjigje të menjëhershme - kaq e thjeshtë është!

## ÇKA ËSHTË CHATGPT?

ChatGPT është një program kompjuterik inteligjent ose i mençur, i krijuar nga kompania amerikane OpenAI. Mund të konsiderohet si një asistent virtual që kupton atë çka i shkruani dhe ju jep një përgjigje me vlerë të jashtëzakonshme. Ju mund t'i bëni pyetje, mund ta urdhëroni të ju shkruaj diçka, të analizojë shënime, të kërkoj informacione nga interneti, të ju tregojë një barcoletë etj. gjithnjë duke përdorur gjuhën e natyrore,

[1] Predictive Analytics Today, Blog, "TOP 18 ARTIFICIAL INTELLIGENCE PLATFORMS".
[2] A.S.Dida, "AI në Arsimin e Kosovës - AI in Kosova Education", Academia.edu, 27 tetor 2023.

dmth. pa kurrëfarë dijenie për të koduar. Pra, imagjinoni ChatGPT si një bashkëbisedues tuajin, edhe pse ai është vetëm një program kompjuterik.

Softueri i ChatGPT është pjesë e fushës së gjerë të softuerëve me inteligjencë artificiale (AI), që njihet si procesor i gjuhës natyrore (NLP - Natural Language Processing). NLP ka të bëjë me mënyrën se si kompjuterët mund të programohen për të kuptuar, përpunuar dhe gjeneruar përgjigje, duke përdorur gjuhën natyrore njerëzore në një mënyrë kuptimplote.

Në kontekstin e AI, ChatGPT është një lloj i modelit gjuhësor, që është trajnuar për të kuptuar dhe gjeneruar tekst, që është i ngjashëm me atë që përdorë njeriu. Ai bazohet në një arkitekturë të mësimit të makinës (MLA – Machine Learning Architecture), që në thelb është një transformator, i krijuar për të trajtuar të dhëna sekuenciale, si që është teksti, në një mënyrë që merr parasysh varësitë midis elementeve në sekuencë.

ChatGPT është një "tru" sintetik që mëson, komunikon dhe pasuron memorien e vet, duke përdorur një thesar të madh informacionesh që gjenden në internet dhe duke komunikuar me njerëz. Edhe pse dituritë e tij janë shumë të thella, megjithatë, ChatGPT nuk ka ndonjë koshiencë vetanake mbi botën e informacioneve. Ky "tru" bënë parashikime duke analizuar kontekstin e bisedës dhe duke gjeneruar përgjigje, fjalë pas fjale, madje shkronjë pas shkronje. Është si një version më i avancuar i plotësimit automatik të shënimeve personale që ndodhë kur plotësoni formularë të ndryshëm në internet.

Ndërsa ChatGPT mund të gjenerojë një tekst, ai nuk ka aftësi as vetëdije për të kuptuar përmbajtjen e atij teksti. Në thelb ai vetëm i parashikon shkronjat dhe fjalët që do t'i gjenerojë në bazë të probabilitetit ose gjasës së paraqitjes së tyre, bazuar në një numër të madh mostrash me të cilat është trajnuar.

Mirëpo, zhvillimi dhe përsosja, ose më saktësisht, vetëpërsosja e performancave të AI po ndodhë me një shpejtësi të madhe, që do të rezultojë me shfaqjen e GAI (GAI – General Artificial Intelligence; shqip: Inteligjenca e përgjithshme artificiale) aty kah mesi i këtij shekulli ose edhe më heret. Në këtë nivel të përsosmërisë, GAI do të mund të ushtrojë çdo veprim intelektual që mund ta bëjë qenia njerëzore, me fare pak gabime ose pa asnjë gabim.

Dy komponentë tjerë teknologjik që janë të inkorporuar në teknologjinë e ChatGPT janë "rrjetet nervore" (Neural Networks) dhe "mësimi i makinës" (Machine Learning). Rrjetet nervore janë rrjete elektronike që janë të ndërtuara në bazë të modelit të ndërtimit dhe funksionimit të rrjeteve të ndërlidhjes së neuroneve të trurit të njeriut, ndërsa mësimi i makinës i referohet aftësisë së sistemit për të përmirësuar dhe përshtatur performancën e tij bazuar në trajnim.

Një nga veçoritë më të bukura të ChatGPT është se përdoruesit e tij nuk kanë nevojë të zotërojnë aftësi kodimi. Në vend të komandave të kodimit, njeriu ndërvepron me ChatGPT përmes gjuhës natyrore. Për këtë arësye, përdorimi i ChatGPT është fare i thjeshtë, mjafton të dimë të shkruajmë ose të flasim! Andaj, kjo vegël e mrekullueshme është në dispozicion për të gjithë njerëzit e kësaj bote, pa marë parasysh preferencat e tyre gjuhësore, përkatësinë, shkathtësitë që posedojnë apo çfarëdo gjendje të paaftësisë që kanë.

## PËRDORIMI I CHATGPT NË PROCESIN MËSIMOR

Përparësitë e përdorimit të ChatGPT për arsimtarët në kontekstin e mbajtjes së mësimit me nxënës si dhe ngritjes profesionale të tyre janë të shumëfishta. Në vijim janë paraqitur vetëm disa nga më kryesoret:

- **Përkrahja në përgatitjen e mësimit:**
    - Arsimtarët mund të marrin ide të reja për metodat më të avancuara të mësimdhënies, veçmas në aspektin e përdorimit të teknologjive informatike në proceset arsimore.

- Ata mund të përdorin ChatGPT për të marrë sugjerime metodologjike në përgatitjen e orës së mësimit, përfshirë gjetjen e informacioneve për mësimdhënie dhe avancim professional të tyre.
- ChatGPT mund të përdoret për të gjeneruar automatikisht plane të orës së mësimit për çdo temë kurrikulare, duke ofruar ide, materiale mësimore, burime të literaturës dhe përmbajtje tjera të dobishme. Kjo jo vetëm që kursen kohën e tyre, por edhe nxitë kreativitetin dhe mendimin kritik në zhvillimin e përmbajtjeve dhe kërkesave të kurrikulës.
- ChatGPT mund të ndihmojë në krijimin e pyetjeve për diskutim dhe aktiviteteve të përfshira për të angazhuar nxënësit. Kjo ndihmon në nxitjen e diskutimeve më të thella që ju ndihmon nxënësve të zhvillojnë aftësitë e tyre analitike, punën në grup dhe mendimin kritik.

- **Tutor personal për nxënësin:**
  - Një nga aplikimet kryesore të ChatGPT është aftësia e tij për tu përgjigjur në pyetjet e nxënësve. Bazuar në dituritë e pafund që i posedon, ChatGPT mund të japë përgjigje kuptimplote për cilëndo pyetje që nxënësit mund ta bëjnë, duke i mbështetur ata në përpjekjet e tyre për të kuptuar, përvetësuar dhe zbatuar njohuri të reja.
  - ChatGPT gjithashtu është në gjendje të japë një **feedback** [3] të menjëhershëm të personalizuar për përformancën e nxënësit, duke i ndihmuar asaj ose atij që të mësojë në përshtatje me aftësitë kognitive të veçanta që i ka. Nëse p.sh. nxënësi ka vështirësi të zgjidhë një problem matematikor, atëherë ChatGPT i jep një problem më të lehtë, i jep shpiegime ose udhëzime plotësuese dhe e inkurajon me fjalë të zgjedhura inkurajimi, pikërisht ashtu si do të kishte vepruar një pedagog i shëlqyer dhe i durueshëm.
- **Ndihma në procesin e vlerësimit:**
  - Arsimtarët mund të përdorin ChatGPT për krijimin e tabelave me pyetje për teste dhe provime, duke e lehtësuar punën e vet për përgatitjen, mbajtjen dhe analizën rezultateve të vlerësimt.
  - Gjithashtu, ChatGPT mund të ndihmojë në procesin e vlerësimit duke ofruar feedback të menjëhershëm për performancat e nxënësve. Ky reagim i shpejtë i mundëson arsimtarit të identifikojë fushat ku nxënësit mund të kenë nevojë për mbështetje ose sqarime shtesë.
- **Ndihma për nxënësit me nevoja të veçanta:**
  - Mundësitë e përdorimit të ChatGPT janë vërtetë të mahnitshme kur është fjala për aftësitë komunikuese të nxënësve me nevoja të veçanta. ChatGPT mund të komunikojë përmes tekstit të shruar, përmes zërit dhe përmes kamerës, duke ofruar qasje për të gjithë ata që kanë vështirësi apo mungesë të shikimit, të ndëgjimit apo edhe të shkruarjes me dorë ose tastjerë. Madje, në një të ardhme të afërtë, AI do të jetë në gjendje të lexojë edhe mendimet e njerëzve, drejtëpërdrejtë nga truri i tyre.
  - ChatGPT mund të përdoret për të përshtatur materiale dhe shpjegime për nxënësit me nevoja të veçanta, duke ofruar një qasje të personalizuar në mësim, varësisht prej nevojave të veçanta të tyre.

[3] Në kontekstin e procesit të mësimit, **feedback** është informacioni që tregon se sa mirë nxënësi ka kuptuar materialetin mësimor, në çfarë shkalle ka arritur të përmbush objektivat e mësimit dhe kompetencat specifike. Është një element thelbësor i procesit mësimor, që shërben si indikator paralajmërues që mundëson intervenimin me kohë të arsimtarit, por edhe vet nxënësit, në drejtim të optimizimit të mësimnxënies.

- **Qasja holistike[4] dhe afektive[5] në mësim:**
  - ChatGPT mund të nxisë një atmosferë interesante, kreative dhe inovative në klasë, si dhe punën ekipore dhe bashkëpunimin në mes nxënësve, duke e bërë mësimin më holistik, efektiv dhe me eksperienca afektive për nxënësit.
- **Intervenim i shpejt në bazë të feedbackut:**
  - ChatGPT i ofron arsimtarëve një feedback të saktë dhe të menjëhershëm për arritjet dhe ngecjet e nxënësve në përvetsimin e materies mësimore, duke mundësuar intervenime të sakta gjatë punës së nxënësve.

Në fund duhet theksuar se ChatGPT, si një vegël e fuqishme teknologjike, nuk është zëvendësim për arsimtarin. Përkundrazi, kjo teknologji vetëm e fuqizon **rolin e arsimtares ose arsimtarit**, (Shih kap. 2.2, faqe.13, në punimin e cituar më lartë[2]), që është dhe do të mbetet një rol thelbësor dhe i pazëvendësueshëm në proceset pedagogjike, sidomos në aspektin e përdorimit etik të saj.

## SHQETËSIMET NDAJ PËRDORIMIT TË CHATGPT NË ARSIM

Vitet e fundit, integrimi i inteligjencës artificiale (AI) në arsim ka tërhequr vëmendje të konsiderueshme për potencialin e saj për të revolucionarizuar përvojat e të mësuarit. Ndërsa ChatGPT, si një model i sofistikuar gjuhësor, ofron përparësi të ndryshme në mjediset arsimore, është thelbësore të trajtohen shqetësimet që lidhen me privatësinë, sigurinë, përdorimin etik, kufizimet e AI dhe rëndësinë e mbikëqyrjes njerëzore. Në vijim do të shtjellojmë shkurtimisht disa nga këto shqetsime:

- **Masat e privatësisë dhe sigurisë:** Në epokën digjitale, ku informacioni është lehtësisht i qasshëm dhe i bartëshëm, masat e privatësisë dhe sigurisë janë të një rëndësie parësore. Institucionet arsimore duhet t'i japin rëndësi mbrojtjes së informacionit të ndjeshëm dhe të parandalojnë qasjen e paautorizuar në të dhëna personale të nxënësve dhe arsimtarëve. Me përdorimin e ChatGPT në mjediset arsimore, krijimi i protokolleve të fuqishme të sigurisë është i domosdoshëm. Për të mbrojtur komunikimin midis përdoruesve dhe ChatGPT, duhet të përdoren teknologjitë e kriptimit (shifrimit).
  Për më tepër, duhet të vendosen kontrolle të rrepta të qasjes dhe mekanizmat e verifikimit dhe vërtetimit të informacioneve dhe identitetit për të siguruar që vetëm personeli i autorizuar mund

[4] Arsimi **holistik** është një qasje ndaj mësimit dhe zhvillimit që njeh ndërlidhjen e aspekteve të ndryshme të jetës së një individi dhe synon të merret me dimensionet intelektuale, emocionale, sociale, fizike dhe shpirtërore të tij. Kjo filozofi edukative tejkalon konceptin tradicional që mbështetet në njohuri akademike, sepse e konsideron individin si një qenie komplekse e tërësishme, duke nxitur një qasje më përmbajtësore dhe të balancuar ndaj mësimit dhe zhvillimit personal. Qasja holistike në arsim beson se arsimi ka të bëjë me arsimimin e nxënësit si "qenie në plotni". Arsimtarët duhet të udhëheqin nxënësin të bëhet një person i lumtur dhe i plotësuar në tërësi. Ajo gjithashtu zgjeron ndjeshëm konceptin se çka është arsimi dhe cili duhet të jetë roli i arsimtarit.

[5] Një përvojë mësimore **afektive** i referohet një qasjeje arsimore që synon të ndikojë më thellë në aspektet emocionale dhe të sjelljes së nxënësve. Në këtë kontekst, qasja afektive lidhet me ndjenjat, emocionet, qëndrimet dhe vlerat e nxënësve. Qasja afektive në mësim është shumë më e fuqishme se qasja tradicionale e bartjes së thjeshtë të njohurive, sepse përqendrohet në krijimin e një lidhjeje pozitive dhe kuptimplote midis nxënësit dhe temës së mësimit. Duke adresuar domenin emocional në arsim, arsimtarët mund të krijojnë një përvojë mësimore më përmbajtësore dhe më të pasur, që jo vetëm shpërndan njohuri, por gjithashtu kultivon inteligjencën emocionale dhe virtytet e nxënësve, si dhe dëshirën për mësim gjatë tërë jetës.

të hyjë dhe menaxhojë platformën e çfarëdo sistemi të AI. Për të identifikuar dhe trajtuar dobësitë e mundshme të sistemit, duhet të kryhen kontrolle dhe përditësime të rregullta të sigurisë.

- **Kufizimet e AI në arsim:** Ndërsa ChatGPT ofron potencial të jashtëzakonshëm, është thelbësore që të njihen dhe menaxhohen drejt kufizimet e tij në kontekstet arsimore dhe pedagogjike.
  Të mësuarit e personalizuar, që është njëri prej përparësive kulmore të AI dhe që është njëri prej qëllimeve themelore në arsimin modern, përballet me sfida të reja për të cilat ende nuk kemi eksperienca të duhura. Në fazën e hershme të zhvillimit të ChatGPT në të cilën jemi aktualisht, algoritmet e sistemeve të AI mund të prodhojnë, pa dashje, rezultate paragjykuese që shpien kah përforcimi e jo zbutja e pabarazive ekzistuese në arsim. Prandaj është e domosdoshme që zhvilluesit e sistemeve të AI, si dhe menaxhuesit e tyre, të vlerësojnë me kujdes dhe të përsosin vazhdimisht këto algoritme për të minimizuar paragjykimet dhe për të siguruar mundësi të barabarta arsimore për të gjithë nxënësit pa asnjë përjashtim.
  Për më tepër, AI gjithmonë duhet të shihet si një plotësues i ndërveprimit njerëzor, jo një zëvendësim. Modeleve të AI si që është ChatGPT, i mungon inteligjenca emocionale dhe mirëkuptimi empatik që është një veçori natyrale e njerëzve, në këtë rast e arsimtarëve që e krijojnë dhe udhëheqin procesin edukativ.
  **Rëndësia e mbikëqyrjes njerëzore:** Mbikëqyrja njerëzore është një komponent kritik në implementimin e sistemeve të AI në proceset arsimore. Kultivimi i qasjes etike është një detyrë komplekse që kërkon gjykim njerëzor, veçanërisht në rrethana delikate dhe të paparashikuara. Arsimtarët dhe administratorët në arsim, duhet të mbikëqyrin në mënyrë aktive aplikacionet e AI për të siguruar që ato të përputhen me qëllimet arsimore si dhe me normat etike dhe humane të shoqërisë njerëzore.
  Mbikëqyrja njerëzore nënkupton gjithashtu përgjegjësinë mbi proceset arsimore. Në kontekstet e zhvillimit dhe përdorimit të teknologjive të AI në arsim, është thelbësore të kemi një kornizë të qartë për përgjegjësinë dhe llogaridhënien e arsimtarëve dhe administratorëve në të gjitha hallkat e sistemit arsimor. Kjo përfshin përpilimin dhe zbatimin e procedurave për trajtimin e gabimeve, adresimin e paragjykimeve dhe marrjen e vendimeve që gjithmonë do ta vendosin mirëqenien e nxënësit si prioritetin më sublim.

Si përfundim, integrimi i ChatGPT në arsim sjell mundësi të shumta, por është thelbësore që përdorimit të tij t'i qasemi me një ndërgjegjësim të mprehtë për privatësinë, sigurinë, kufizimet dhe nevojën për mbikëqyrje njerëzore. Duke zbatuar masa të rrepta dhe duke nxitur bashkëpunimin midis AI dhe arsimtarëve, ne mund të shfrytëzojmë potencialin e AI për të zbutur rreziqet e mundshme dhe përparuar arsimin në baza etike dhe në pajtim me parimet themelore të humanizmit, mirëkuptimit, koshiencës dhe përgjegjsisë mbi mjedisin dhe natyrën, të shoqërisë moderne të epokës digjitale.

## QASJA NË CHATGPT

Tashmë ekzistojnë shumë platforma të ChaGPT që kanë performanca të ndryshme dhe numri i tyre po rritet dita-ditës.

Ne do të përqëndrohemi në vetëm dy platforma më popullore që ofrojnë edhe shërbime falas për një përdorim të kufizuar. Qasja në to është si vijon:

**OpenAI ChatGPT**, thjesht shkoni te https://chat.openai.com/, ose skenoni kodin QR këtu pranë dhe vazhdoni me “Sign up”dhe pastaj "Try ChatGPT";

**Microsoft Bing ChatGPT**, shkoni te https://www.bing.com/, https://chat.openai.com/, ose skenoni kodin QR këtu pranë dhe vazhdoni me "Sign up"dhe pastaj "Chat".

Edhe pse funksionojnë në mënyrë të ngjashme, secili prej tyre i ka veçoritë dhe performancat e ndryshme, pra i kanë përparësitë dhe dobësitë e veta. Prandaj është mirë që t'i përdorni së pakut dy platforma të ChatGPT njëkohësisht, duke i bërë bisedat herë me njërën e herë me tjetrën platformë.

Këto platforma kanë një ndërfaqe të thjeshtë dhe intuitive për përdorim dhe navigim, që është shumë e ngjashme me atë të kërkuesit Google. Përdoruesit nuk kanë nevojë për aftësi të avancuara teknike; në vend të kësaj, ata mund të komunikojnë ose bisedojnë me ChatGPT sikur të ishte një person i vërtetë, i gjithëdijshëm, me sjellje të edukuar, ndonjëherë edhe me sens humori dhe gjithmonë i gatshëm dhe i palodhshëm për të na ndihmuar.

Në vijim të doracakut bisedat bisedat me ChatGPT do ti paraqesim në formë tekstuale me ngjyrë vjollcë, pa bërë korigjime të çfarëdo lloji, ashtu si kanë ndodhur. Promptet që janë futur në kornizë janë shembuj konkret që edhe ju mund t'i kopjoni dhe përdorni për bisedë me ChatGPT.

Ta bëjmë tash një bisedë të thjeshtë:

**PROMPT:**

| Unë jam Agroni, më trego kush je ti. |
|---|

**PËRGJIGJE:**

Përshëndetje Agroni! Unë jam ChatGPT, një model i gjuhës i krijuar nga OpenAI. Jam një program kompjuterik që përdor inteligjencën artificiale për të përgjigjur pyetje dhe ofruar informacion në shumë fusha të ndryshme. Si mund të të ndihmoj sot?

Kjo ishte një bisedë e thjeshtë në mes njeriut dhe ChatGPT. Teksti që ne ia komunikojmë ChatGPT quhet "prompt". Në këtë rast biseda është bërë me ChatGPT të OpenAI mirëpo njësoj funksionon edhe me cilindo platformë tjetër.

Për të kuptuar më mirë se si funksionoi kjo bisedë, së pari do të diskutojmë se çka është një "prompt".

## ÇKA ËSHTË NJË "PROMPT"?

Prompt është një porosi që ne i shkruajmë ChatGPT në formë teksti. Prompt mund të jetë një pyetje, një informacion shpjegues, një koment, një kërkesë, një urdhër ose çkado tjetër që ne dëshirojmë t'i komunikojmë ChatGPT.

Ta pyesim tash ChatGPT se çka është përkufizimi (definicioni) i promptit:

**PROMPT:**

| Çka është një prompt? |
|---|

**PËRGJIGJE:**

Një "prompt" është një fjalë ose një seri fjalësh, pyetjesh, ose udhëzimesh që përdoren për të aktivizuar një përgjigje ose reagim nga një sistem kompjuterik ose një program kompjuterik, siç është edhe sistemi im, GPT-3.5. Në kontekstin e përdorimit të modelit të gjuhës, një "prompt" mund të jetë një pyetje, një kërkesë, ose një shprehje tjetër që ju shkruani për të marrë një përgjigje nga modeli.

Në praktikë, kur ju jepni një prompt modelit të gjuhës, ai përdor informacionin dhe kontekstin nga ajo pyetje ose shprehje për të krijuar një përgjigje të përshtatur. Ky proces mund të përfshijë kuptimin e fjalesh, strukturën e fjalive, dhe njohuritë e modelit mbi temat e ndryshme për të prodhuar një output të shprehshëm dhe të lidhur me kontekstin e dhënë nga prompti.

Nga kjo bisedë mund të krijohet një përshtypje e parë për cilësinë përmbajtësore dhe gjuhësore të përgjigjeve që mund t'i presim nga ChatGPT.

# II – GJUHA SHQIPE APO ANGLEZE?

Niveli gjuhësor që e zotërojmë, si përkah aspekti pasurisë së fjalorit dhe njohjes së drejtëshkrimit ashtu edhe i njohurive të përgjithshme dhe të kulturës së komunikimit, kanë një rëndësi vendimtare për komunikim të frytshëm me ChatGPT.

Modeli ChatGPT ende nuk i ka zotëruar si duhet dhe nuk mund t'i zbatoj rregullat gramatikore, drejtshkrimore dhe sintaksën e gjuhës shqipe. Edhe fjalori i gjuhës shqipe që përdorë ChatGPT është i varfër, veçanërisht në fushat e shkencave, teknologjisë, matematikës, filozofisë etj. Prandaj, përpilimi i prompteve në gjuhën shqipe, sidomos i atyre me kërkesa e funksione më të avancuara, paraqet një sfidë të veçantë.

Mirëpo, AI e ChatGPT është duke e "mësuar" gjuhën shqipe me një ritëm shumë të shpejtë dhe në të ardhmen e afërt ky problem do të zbutet në masë të konsiderueshme.

Një këshillë e dobishme mund të jetë se kur e shkruajmë një promt në gjuhën shqipe, të kërkojmë nga ChatGPT që të na riformulojë promtin në gjuhën e njësuar ose në gjuhën standarde shqipe. Kështu mund të fitojmë një prompt më të saktë dhe më funksional, por gjithnjë duke e kontrolluar, përsëri e përsëri, deri sa të fitojmë një prompt cilësor. Nëse përsëri nuk ka sukses, detyrohemi të përdorim gjuhën angleze.

Është interesante se ChatGPT mund ta përdorim edhe për të mësuar gjuhën shqipe! Provoni dhe binduni vet, duke kërkuar që ChatGPT të ju riformulojë një tekst që keni shkruar në gjuhën shqipe, duke kërkuar, p.sh. "Riformulo tekstin në vijim duke zbatuar gjuhën standarde shqipe: (vendosni tekstin burimor në vijim).

Si përfundim, ne shqiptarët duhet t'i japim përparësi përdorimit të gjuhës shqipe në komunikim me ChatGPT, ndërsa gjuhën angleze do ta përdorim vetëm atëherë kur në gjuhën shqipe nuk jemi të kënaqur me rezultatet, si përkah terminologjia ashtu edhe përkah përmbajtja. Këtë problem e kanë edhe gjuhët me thesar shumë më të pasur gjuhësor, për arësye të thjeshtë se gjuha angleze është bërë gjuhë globale kur është fjala për shkencën, teknologjinë dhe shumë fusha tjera të aktivitetit njerëzor.

Në vijim do të shohim shkurtimisht disa nga përparësitë dhe dobësitë e përdorimit të gjuhës shqipe në komunikim me ChatGPT.

## SA E NJEH CHATGPT GJUHËN SHQIPE?

Nga shembujt e përdorimit të gjuhës shqipe që janë dhënë në kapitujt pasues të doracakut mund të konstatojmë se në shumë raste, rezultatet e komunikimit me ChatGPT japin rezultate të shkëlqyeshme. Mirëpo, ky nuk do të jetë rasti kur kemi të bëjmë me bisedat në gjuhën shqipe, në pothuajse të gjitha fushat e shkencave, teknologjisë, inxhinierisë, matematikës, filozofisë etj. Kjo mungesë shpesh herë e bënë pothuaj të pavlerë bisedën me ChatGPT.

Shkaqet e këtij problemi janë fare të kuptueshme: Modeli i ChatGPT nuk ka gjetur burime të mjaftueshme të teksteve, librave, fjalorëve, enciklopedive, punimeve shkencore, sajteve dhe portaleve në internet për të mësuar gjuhën shqipe në këto fusha. Përveç kësaj, sajtet dhe portalet e ndryshme në gjuhën shqipe janë të pakëta dhe kanë përmbajtje dhe performanca modeste.

Një shembull të nivelit gjuhësor të mangët të ChatGPT mund ta gjeni në kapitullin: "D/ ChatGPT në rolin e tutorit për studentin ose nxënësin", ku bëhet një bisedë rreth një teme në fushën e matematikës për nivelin e nxënësve të shkollës së mesme.

Në përgjithësi, përgjigjet e ChtGPT mund të kenë gabime gjuhësore, e ndonjëherë edhe gabime përmbajtësore dhe materiale, por kjo është e natyrshme për fazën aktuale të zhvillimit të kësaj teknologjie. Mos harroni se kemi të bëjmë me një "tru" artificial që është në fazat e para të zhvillimit të eksperiencës vetanake, të cilën e krijon duke mësuar nga bisedat me qindra miliona njërëz. Prandaj, mos ngurroni të eksperimentoni me ChatGPT, kërkoni që ta përsërisë përgjigjen, riformuloni promptin, jepni sugjerime për plotësime a korrigjime ose kërkoni sqarime shtesë. Jini këmbëngulës dhe kërkues, sepse vetëm kështu mund të arrini një nivel të duhur të asistencës nga ky robot inteligjent.

Një eksperiencë personale të keqe që kam pasur është kur kërkova që ChatGPT të më përgjigjet në promtin në vijim: "Çka është teorema e Pitagorës.", në përgjigje mora disa burimet në internet në gjuhën shqipe dhe njëra prej tyre ishte një sajt edukativ që ishte "vërshuar" nga përmbajtje pronografike! Mendoj se kjo ka ndodhur sepse ChatGPT ka kërkuar burime në internet vetëm në gjuhën shqipe. Natyrisht kështu nuk ndodhë gjithmonë, sepse ChatGPT, pa marë parasyshë gjuhën, i referohet kryesisht burimeve të besueshme të informacionit. Andaj, në këto raste, duhet të kërkoni nga ChatGPT të përsërisë përgjigjen e vet duke kërkuar burime të besueshme, me cilësi të lartë edukative dhe ndoshta edhe duke e përcaktuar se në cilën gjuhë duhet të jenë burimet, p.sh. në gjuhën anglishte ose ndonjë gjuhë tjetër botërore.

Me kalimin e kohës ky problem do të zbutet, sepse trendet e digjitalizimit dhe të kulturës digjitale në shoqëritë shqiptare janë në rritje e sipër kudo që jetojnë dhe veprojnë ata.

Të shohim në vijim një përmbledhje të përparësive dhe dobësive të përdorimit të ChatGPT në gjuhën shqipe.

## PËRPARËSITË E PËRDORIMIT TË GJUHËS SHQIPE:

1. **Kultura dhe konteksti vendor/lokal:** Kur diskutojmë për çështje që kanë të bëjmë me kulturën, ngjarjet ose informacionet vendore, si gjuha shqipe, kultura, historia etj. përdorimi i shqipes do të jetë më i arësyeshëm.
2. **Përshkrimi i saktë dhe i hollësishëm:** Në disa raste, përdorimi i shqipes, si gjuhë amëtare që e zotërojmë mirë, na mundëson të bëjmë një përshkrim më të saktë dhe më përmbajtësor të temës së diskutimit.
3. **Shprehja e emocioneve dhe ndjenjave:** Kur përdorim shqipen, mundësitë tona për të shprehur ndjenja dhe emocione janë padyshim më të mira dhe kjo mundëson një komunikim më të ngrohtë, më njerëzor dhe personal.
4. **Pjesëmarrja aktive në avancimin e gjuhës shqipe që përdorë ChatGPT:** Gjatë punës me ChatGPT në gjuhën shqipe, shpesh do të hasni në përgjigje që kanë gabime drejtshkrimore, madje edhe gabime përmbajtësore. Andaj është e udhës që, nëse e njihni mirë gjuhën shqipe, të bëni sugjerime për korrigjime të nevojshme duke komentuar dhe sugjeruar përmirësime, si p.sh. në këtë rast ilustrativ që e kam shkëputur nga një bisedë më e gjatë:

**PROMPT:**

Sugjerim për korrigjim: Në përgjigjen paraprirëse e vërejta se titujt e paragrafëve shkruhen gabimisht, duke përdorur shkronjën e madhe për çdo fjalë të titullit. Sipas rregullave të gjuhës shqipe, titujt e paragrafëve, kapitujve të një teksti më të gjatë, madje edhe vet titulli i një vepre, duhet të shkruhet me shkronja të vogla të para, si p.sh.: në vend të "Kultura dhe Konteksti Lokal: " duhet: "Kultura dhe konteksti lokal.

**PËRGJIGJE:**

Faleminderit për vërejten dhe korrigjimin. Ju keni të drejtë, sipas rregullave të gjuhës shqipe, titujt e paragrafëve dhe kapitujve shkruhen me shkronja të vogla, përveç kur janë emrat e veta, si emrat e vendeve, emrat e njerëzve, etj. Do të përdor këtë këndvështrim për titujt në të ardhmen. Nëse keni pyetje të tjera ose nevojë për ndihmë, mos ngurroni të pyesni!

Këtu mund të vërejmë edhe një gabim tjetër, si që është togfjalëshi "përveç kur janë emrat e veta" që duhet të shkruhet si: "përveç kur janë emrat e përveçëm". Andaj, është mirë që të japim sugjerime për përmirësim, sepse kështu kontribuojmë në përpjekjet për ta pasuruar përformancën gjuhësore të ChatGPT, që do të reflektohet në cilësinë e përgjithshme të përformancës së kësaj teknologjie në gjuhën shqipe.

## DOBËSITË E PËRDORIMIT TË GJUHËS SHQIPE:

1. **Pasuria e burimeve të informacionit:** Në disa raste, kërkimet që duhet të bëjë ChatGPT për të na ofruar një përgjigje të duhur, kërkojnë burime të shumëllojshme digjitale që përndryshe mund të gjenden lehtësisht në gjuhën angleze ose gjuhët tjera të mëdha që përdoren gjerësisht në botë. Prandaj, përdorimi i shqipes mund të rezultojë në përgjigje më pak të saktëta, pa hollësi të nevojshme dhe madje plotësisht të gabuara, për shkak të burimeve të pakëta dhe shpesh me cilësi të dobët në gjuhën shqipe.
2. **Përkthimi dhe shërbimet tjera të ngjashme:** Përkundër përparimeve në përkthim automatik, transktipcion të tekstit nga videot dhe teknologji tjera të ngjashme, ChatGPT dhe modelet tjera të AI mund të kenë performanca më të kufizuara në gjuhën shqipe se sa në gjuhët tjera me përdorim të gjerë botëror.
3. **Komunikimi ndërkulturor dhe global:** Në rastin e komunikimit në nivel ndërkombëtar ose në një audiencë globale, gjuha angleze ose ndonjëra nga gjuhët e mëdha ka një prezencë dhe qasshmëri shumë më të gjerë se gjuha shqipe. Në përgjithësi, për të arritur një komunikim efektiv me ChatGPT, është e rëndësishme të keni parasysh se cila është preferenca gjuhësore e audiencës të cilës i drejtoheni.

Si përfundim mund të konstatohet se për komunikim me ChatGPT duhet përdorur gjuhën shqipe si zgjidhje e parë, ndërsa gjuhën angleze do ta përdorim gjithmonë kur kemi nevojë për përgjigje më të plota, me komplekse e të thella. Kjo nënkupton se është e preferueshme që të zotërojmë të dy gjuhët në nivel sa më të lartë dhe kjo vlenë veçmas për gjeneratat e reja të nxënësve e studentëve tanë.

# III – KËSHILLA PRAKTIKE PËR PËRPILIMIN E PROMPTEVE

Biseda me ChatGPT i gjason shumë bisedës me një njeri, edhepse është bisedë në mes njeriut dhe një roboti virtual (i padukshëm, jomaterial) që ka inteligjencë artificiale. Ky robot është shumë i ditur, shumë inteligjent dhe punon shumë shpejt.

Prandaj, kur të uleni pranë kompjuterit përballë ChatGPT, imagjinoni se jeni përballë një super-truri që do të ju mahnisë me horizontet e pafund të diturisë dhe shpejtësinë marramendëse të përgjigjeve që i jep.

Mirëpo, nëse ne bëjmë pyetje të dobëta, edhe përgjigjjet që marrim nga ChatGPT do të jenë të dobëta, nëse pyetja jonë ka elemente humori, edhe ChatGPT reagon me humor, nëse pyetja është e saktë dhe e formuluar mirë, atëherë edhe përgjigjja do të jetë e shkëlqyer. Prandaj, njeriu është ai që e drejton bisedën, është i zoti i bisedës dhe është përgjegjës për përmbajtjen e saj, kurse roboti vetëm e kryen punën e vet, ashtu si është i programuar.

Në mënyrë fare të thjeshtësuar, funksionimi i ChatGPT mund të shpjegohet kështu: Kur i bëjmë një kërkesë, në trajtë të një teksti në gjuhën natyrore, algoritmet e ChatGPT e zbërthejnë atë në një varg kodesh që i kryejnë punët që ne i kërkojmë. Pas kësaj ChatGPT na jep një përgjigje që është rezultat i punës që ka bërë, përsëri në gjuhën natyrore. Prandaj ne kemi përshtypjen që po bisedojmë me ChatGPT si me një njeri, pra me një qenie inteligjente!

Përgjigjet që do t'i merrni prej ChatGPT asnjëherë nuk do të jenë të njëjta me ato që janë paraqitur këtu, sepse ato gjenerohen përherë në bazë të rastësisë (probabilitetit), që është programuar në algoritmet e kësaj makine me inteligjencë artificiale.

Ka rëndësi të kuptohet se promptet do të shndërrohen në një varg urdhërash e instruksionesh për algoritmet e ChatGPT. Prandaj promtet duhet të formulohen me saktësi gramatikore e sintaksore në gjuhën natyrore që e flasim. Edhe pse nuk jam ekspert i gjuhëve, mendoj se krahasuar me gjuhën angleze, trajta urdhërore në gjuhën shqipe përdoret më rrallë. Mendoj se ne shqiptarët i shmangemi urdhërores në komunikimin e përditshëm dhe si pasojë nuk e njohim mirë. Prandaj, për të pasur një bisedë të frytshme, është e nevojshme të kuptojmë këtë veçori të komunikimit me ChatGPT.

Në kapitujt në vijim janë dhënë shembuj promptesh që do të na ndihmojnë në përpilimin e promteve cilësore. Ju inkurajoj që këta shembuj t'i provoni vet dhe të ju shpërndani kolegëve dhe nxënësve tuaj. Natyrisht, me këta shembuj gjithmonë mund të eksperimentoni, duke i modifikuar dhe përshtatur sipas dëshirës.

## A/ PROMPTE TË THJESHTA

1. **Ji i qartë dhe specifik:** Formulo pyetjen ose kërkesën në një mënyrë të qartë për të shmangur ndonjë dykuptimësi ose **ambiguitet**[6].

   | |
   |---|
   | Cilat janë parimet themelore të kurrikulës së arsimit të Finlandës. |

[6] Fjala **ambiguitet** përfshin një situatë ose shprehje që mund të kuptohet ose interpretohet në më shumë se një mënyrë, duke sjellë pas vetes pasiguri ose konfuzion. Ambiguiteti lind kur një deklaratë, frazë, apo situatë ka disa kuptime ose është e hapur për interpretime të ndryshme, duke bërë të vështirë përcaktimin e kuptimeve të dëshiruara.

2. **Përfshijë kontekstin**: Përshkruaj mirë kontekstin e pyetjes sate për të ndihmuar ChatGPT të japë një përgjigje më të saktë dhe të thelluar.

   > Cilat janë mundësitë për avancimin e arsimit të Kosovës, si një vend me prapambetje në këtë fushë, në kontekstin e përdorimit të inteligjencës artificiale?

3. **Përdor fraza të plota:** Formulo promptet si fjali të plota dhe të sakëta nga aspekti gjuhësor për të siguruar që ChatGPT të kuptojë strukturën gjuhësore dhe kontekstin e kërkesës.

   > Shkruaj një ese të shkurtër mbi ndikimin e ndryshimeve klimatike në biodiversitetin global.

4. **Bënë pyetje më specifike dhe të strukturuara mirë:**

   > Bënë listën e maleve më të larta të Kosovës.

5. **Kërko shembuj konkret:**

   > Cili shtet në botë është një shembull i suksesit në përdorimin e teknologjisë së inteligjencës artificiale në fushën e arsimit?

6. **Ndaj pyetjet në pjesë:** Në rast se keni një pyetje komplekse, përdorni disa fjali të shkurtëra dhe koncize.

   > Çka duhet bërë për përshpejtimin e inkorporimit të inteligjencës artificiale në arsimin e Kosovës? Cili mund të jetë roli i shoqatave joqeveritare në këtë drejtim?

Kur dëshironi një përgjigje më të përshtatshme përkah stili, përmbajtja, vëllimi, gjuha etj., vazhdoni bisedën duke bërë prompte shtesë si në vijim:

1. **Shkurto, zgjero ose kërko përgjigje të fokusuar:** Përgjigjja në promptin e juaj asnjëherë nuk do të jetë e njejtë, njësoj si që është rasti me bisedat në mes njerëzve. Andaj, për të ardhur deri te një përgjigje e kërkuar, duhet të bëni kërkesa shtesë, p.sh. nëse keni marë një përgjigje të gjatë atëherë:

   "Shkurto këtë periudhë në vetëm tre fjali të shkurtëra.";

   "Më shkruaj vetëm një periudhë përmbledhëse.";

   "Përqëndrohu vetëm në dy aspekte thelbësore të temës";

   "Shkruaj një hartim frymëzues rreth temës" etj.

2. **Përshtat stilin e përgjigjes**:

   "Shkruaj si një gazetar";

   "Vepro si një shkencëtar akademik";

   "Shkruaj në stilin e Ismail Kadaresë";

   "Shkruaje këtë në dielektin geg".

3. **Përdor ChatGPT për përkthim** nga shqipja në gjuhën angleze ose ndonjë gjuhë tjetër:

   "Përkthe këtë tekst në gjuhën angleze";

   "Shkruaje këtë në gjuhën standarde shqipe".

4. **Shkruaj promptin në gjuhën angleze**, veçmas kur përgjigjet kanë mangësi gjuhësore dhe terminologjike në gjuhën shqipe, si që mund të jetë rasti me terminologjinë në fushat e shkencave, matematikës, inxhinierisë etj. Rreth kësaj mund të lexoni më shumë në kapitullin: Sa e njeh ChatGPT gjuhën shqipe?

## B/ PROMPTE ME SAKTËSI DHE STIL TË DËSHIRUAR

1. **Eksperimento me temperaturën:** Rregullo parametrin e **temperaturës**[7] në ndërfaqen e ChatGPT për të kontrolluar shkallën e ndërlikueshmërisë së përgjigjeve.

   > Me një temperaturë të ulët, shpjego bazën shkencore të ndryshimeve klimatike.

2. **Specifiko formatin:** Përcakto formatin e dëshiruar të përgjigjes, p.sh. si një listë përparësishë dhe dobësishë të një teknologjie.

   > Benë një listë me nga 5 pika mbi përparësitë dhe mangësitë e burimeve të energjisë së ripërtëritshme.

3. **Përpilo promptin me terma më specifik, saktësi dhe thellësi më të lartë:**

   > Në ç'shkallë inteligjenca artificiale mund të ndikojë në tejkalimin sa më të shpejtë të ngecjeve të nxënësve të Kosovës që janë specifikuar në raportin PISA 2022?

4. **Përdor pyetje më të përgjithësuara** që mund të prodhojnë përgjigje më kreative:

   > Cili është potenciali i inteligjencës artificiale në avancimin e shkencave pedagogjike në të ardhmen?

5. **Jepni një detyrë më komplekse** që ju nevojitet për të bërë një raport pune, një libër për studentë, një studim shkencor etj.

   > Dua të shkruaj një doracak që i dedikohet arsimtarëve për përdorimin e teknologjisë informatike dhe inteligjencës artificiale në klasë. Më tregoni se cilët kapituj duhet t'i përmbajë manuali me një shpjegim të shkurtër për secilin kapitull.

   Pastaj mund të vijoni me pyetjen e rradhës, p.sh.:

   > A ka ndonjë platformë e inteligjencës artificiale që mund ta shkruaj manualin komplet sipas udhëzimeve të mia?

   Këtë pyetje duhet bërë në platformën Bing të Microsoftit, mundësisht në variantin me pagesë ChatGPT 4. Përgjithësisht, platformat që ofrojnë një shërbim të këtillë kompleks, si që është shkrimi automatik i librave, janë me pagesë.

---

[7] **Temperatura** e përgjigjes së ChatGPT është një parametër që zakonisht përcaktohet në ndërfaqen komunikuese të ChatGPT. Vlera ultë e temperaturës prodhon përgjigje të fokusuara, strikte ose shkëncërisht rigoroze, ndërsa vlera më e lartë e saj jep përgjigje më kreative.

6. **Përmirëso dhe thello përgjigjen përmes procesit të iteracionit**[8], duke bërë disa prompte të njëpasnjëshme si në vijim:

| |
|---|
| Shpjego se si ndikon energia e ripërtëritshme në zbutjen e ndotjes së mjedisit. |

| |
|---|
| Më trego më hollësisht për rastin e Kosovës. |

| |
|---|
| Cilat lloje të prodhimit të energjisë së ripërtëritshme janë më të leverdishme në Kosovë? |

## C/ OPTIMIZIMI I PROMPTEVE

1. **Shto kufizime:** Përfshij kufizime për të orientuar përgjigjen drejt një këndvështrimi apo pikëpamjeje të caktuar.

| |
|---|
| Shpjego përfitimet nga inteligjenca artificiale në arsimin e Kosovës duke pasur parasysh pasojat etike. |

2. **Përdor përgjigje të mëparshme:** Referoju përgjigjeve të mëparshme në bisedë për të ruajtur koherencën dhe kontekstin e bisedës.

| |
|---|
| Duke u nisur nga përgjigja e mëparshme, diskuto kostot e implementimit të kësaj teknologjie në arsimin e Kosovës duke marë parasysh të ardhurat e ulta kombëtare për kokë banori. |

3. **Zgjero dialogun:** Përfshihu në biseda interaktive me shumë pyetje-përgjigje për të krijuar një pasqyrë më të saktë dhe të thellë mbi temën dhe kontekstin.

| |
|---|
| Në kontekstin e bisedës sonë, si mendoni se përparimet në AI do të ndikojnë në ekonominë e Kosovës në të ardhmen |

... dhe pastaj vazhdoni dialogun me nënpyetje tjera.

4. **Shkruaj promptin në mënyrë më të zgjeruar dhe me më shumë hollësi:** Për temat më komplekse promti duhet të jetë më voluminoz, më i thelluar dhe me më shumë hollësi dhe shpjegime që do ta orientojnë ChatGPT të japë një përgjigje më të saktë, më kuptimplote dhe më të thelluar.

## D/ QASJA ITERATIVE[8]

1. **Eksperimento me sinonime:** Nëse një prompt nuk krijon përgjigje të dëshiruar, provo përdorimin e sinonimeve ose riformulo tërësisht promptin. P.sh. Zëvendëso fjalën “ndikimi” me “impakti”, ose fjalën "përparësitë" me “avantazhet” ose "vlerat shtesë" ose "efektet pozitive."

[8] Fjala **iteracion** vjen nga fjala latine "iteratio", e cila përcakton veprimin e përsëritjes ose rikthimit të një procesi ose veprimtarie. Në kontekstin e përdorimit të saj, "iteracioni" mund të lidhet me një cikël përsëritjeje ose rikthimi të një fazë të caktuar të një procesi për të arritur një rezultat përfundimtar ose për të përmirësuar një produkt ose performancë. Iteracioni është një pjesë e rëndësishme e shumë proceseve kreative, zhvillimore dhe inxhinierike, duke ofruar mundësinë për rritjen graduale dhe përmirësimin e produkteve dhe projekteteve.

Diskuto ndikimin kulturor të Revolucionit Industrial, dhe pastaj analizo pasojat e tij afatgjata në fushën e arsimit.

2. **Zgjero promptin duke shtuar kontekstin dhe hollësi të veçanta:**

Mund të më shpjegoni se si ka funksionuar arsimi dhe cilat platforma digjitale janë përdorur gjatë kohës së pandemisë Covid-19 në Kosovë?

3. **Mëso nga feedback:** Analizo ndërveprimet e mëparshme dhe rregullo promptet bazuar në cilësinë e përgjigjeve. P.sh. Nëse ChatGPT jep përgjigje jo të plotë ose të pabazuar sa duhet, ndrysho promptin, madje disa herë, deri sa të marrësh një përgjigje më të fokusuar dhe më eksplicite.

Duke ndjekur këto këshilla dhe teknika, ChatGPT do të jep rezultate shumë më efektive dhe të fokusuara. P.sh. Arsimtarët mund të përdorin më efektivisht ChatGPT për qëllime të ndryshme edukative dhe të fitojnë përgjigje të cilësisë së lartë përmes përmirësimit iterativ të prompteve.

## E/ PUNA ME NXËNËS

Promtet që i përdorni gjatë punës me nxënës mund të përmbajnë disa aspekte të veçanta si në vijim:

1. **Nxit kuriozitetin:** Promptet duhet t'i inkurajojnë nxënësit të tejkalojnë mënyrën e memorizimit të thjeshtë, të mendojnë në mënyrë kritike dhe të bëjnë pyetjet që i kanë menduar vet.

Nëse do të mund të udhëtoja me një makinë kohe do të dëshiroja të mësoj se si janë sjellur arsimtarët më nxënësit e tyre në klasë në shkollat e kohës së Mesjetës.

2. **Inkurajo debatin:** Krijoni prompte që e bëjnë diskutimin të përjetohet si një aventurë e vërtetë mendore, ku nxënësit këmbejnë idetë në mes vete dhe mësojnë prej njeri-tjetrit.

A duhet ndaluar testet në shkollë?

3. **Bënë mësimin të jetë argëtues:** Shmangni ligjeratat monotone dhe shndërroni orën e mësimit në një fushë dinamike të eksplorimit, aventurës dhe zbulimit.

Pse planeti ynë Toka nuk është një rafsh por ka një formë sferike?

4. **Shpreh ide të qarta dhe të thukëta:** Nxënësit, veçanëtisht ata që kanë vështirësei, kanë nevojë për prompte që do ti kuptojnë më lehtë.

Çka është fotosinteza? Më trego ndonjë shembull.

5. **Lidh temën me plan programin e kurrikulës:** Krijo prompte ashtu si janë përcaktuar në planprogramet e kurrikulës dhe që lidhen ngushtë me objektivat mësimore të kurrikulës për të maksimizuar efektet e mësimit.

> Më shpjego temën mësimore: "Ekuacionet dhe inekuacionet lineare me një të panjohur" për klasën 8. Më jep tre shembuj nga jeta e përditshme, tre probleme të zgjidhura dhe tre probleme që unë duhet ti zgjidh. Me gjej disa video në YouTube rreth kësaj teme mësimore.

6. **Ji i përgatitur për befasi:** Ndonjëherë ChatGPT mund të japë përgjigje të papritura, andaj përpiqu t'i shndërrosh ato për të relaksuar atmosferën në klasë dhe për të nxitur imagjinatën krijuese të nxënësve.

> A di gegërisht? Nëse po, shkruaje një poezi me dy strofa në stilin e At Gjergj Fishtës në këtë dialekt të shqipes.

# IV – PËRPILIMI I PROMPTEVE MË TË AVANCUARA

Në këtë kapitull janë dhënë disa shembuj promptesh më të avancuara, duke e demonstruar bisedën në tërësi, për të kuptuar funksionalitetet më të avancuara të ChatGPT.

## A/ PROMPT PËR GJENERIMIN E NJË MANUALI PËR PËRDORIM TË CHATGPT

Me këtë shembull demonstrohet aftësia e ChatGPT për të gjeneruar një përgjigje më komplekse, një hartim, një kapitull libri e të ngjashme. Në këtë rast do të kërkojmë të përpilojë një doracak për arsimtarë për përdorimin e ChatGPT.

**PROMPT:**

Po shkruaj një manual për përdorimin e ChatGPT të dedikuar për arsimtarët në nivelin parauniversitar. Më jepni disa shembuj të prompt-eve për ChatGPT që do të ndihmojnë arsimtarët për të përdorur ChatGPT në klasë.

**PËRGJIGJE:**

**Manual për Përdorimin e ChatGPT në Arsimit Parauniversitar**

**I. Hyrje**

Përshëndetje arsimtar! Ky manual është hartuar për të ju ndihmuar në përdorimin efikas të ChatGPT në klasën tuaj parauniversitare. ChatGPT është një model gjuhësor i ndërtuar nga OpenAI, i cili mund të përdoret për krijimin e tekstualisht të pasur dhe të informuar. Kjo teknologji ka shumë potencial për të pasuruar përvojën mësimore në klasë dhe për të ndihmuar nxënësit tuaj në zhvillimin e aftësive të tyre gjuhësore dhe kreative.

**II. Përdorimi i ChatGPT në Klasë**

**1. Regjistrimi dhe Nisja:**

- Regjistrohuni në platformën ChatGPT dhe lidhuni me llogarinë tuaj.
- Nisni një seancë të re dhe përshtatni parametrat sipas nevojave tuaja.

**2. Shprehni Kërkesa Të Përcaktuara:**

- Kur përdorni ChatGPT në klasë, bëni pyetje ose jepni udhëzime të përcaktuara për të marrë përgjigje të përshtatshme.
- Për shembull: "Shpjegoni procesin e fotosintezës në mënyrë të thjeshtë" ose "Krijoni një histori të shkurtër për të ilustruar konceptet e gravitetit."

**3. Përdorimi për Diskutime Klasore:**

- Mund të përdorni ChatGPT për të përgatitur pyetje të diskutimit ose për të shtuar perspektivat e tjera në diskutimet klasore.
- Pyetje të mundshme: "Cilat janë argumentet për dhe kundër energjisë së rinovueshme?" ose "Si ndikon ndryshimi klimatik në biodiversitet?"

**4. Ndihma në Shpjegime të Komplikuara:**

- Kur nxënësit hasin në koncepte të vështira, përdorni ChatGPT për shpjegime shtesë ose ilustrime për të bërë materialet më të kuptueshme.
- "Shpjego përbërjen e qelizës dhe funksionet e tyre" ose "Përshkruaj procesin e ndarjes mitotike."

**III. Shembuj të Prompt-eve për ChatGPT:**

**1. Shkencë Natyrore:**

- "Përshkruaj ciklin e ujit në natyrë."
- "Cilat janë ndryshimet klimatike dhe si ndikojnë në mjedis?"
- "Shpjego ndryshimin midis fotosintezës dhe respiracionit celular."

**2. Matematikë:**

- "Zgjidh një problem algebraik që përdor njëkuartësimin."
- "Shpjego konceptin e derivatës në kalkulus."
- "Caktimi i këndit të një drejtkëndëshi në sistem koordinat."

**3. Gjuhë Shqipe:**

- "Krijoni një histori që përdor fjalët e reja të mësuar në klasë."
- "Cilat janë tiparet e një poezie të mirë?"
- "Shpjego ndryshimin midis një eseje argumentuese dhe një eseje përshkruese."

**4. Studime Shoqërore:**

- "Analizo shkaqet dhe pasoja të një ngjarje historike të rëndësishme."
- "Cilat janë karakteristikat kryesore të një shoqërie demokratike?"
- "Kujdesuni për të shpjeguar procesin e zhvillimit ekonomik në një vend."

**IV. Mjete shtesë dhe Këshilla:**

**1. Monitoroni Përgjigjet:**

- Lexoni dhe vlerësoni përgjigjet e ChatGPT për të siguruar cilësi dhe korrektësi.

**2. Rregulloni Parametrat:**

- Përshtatni parametrat e modelit për të ndikuar në shkallën e kompleksitetit të përgjigjeve.

**3. Furnizoni Feedback:**

- Kërkojini ChatGPT që të përmirësohet duke i dhënë feedback mbi përgjigjet dhe korrigjimet e nevojshme.

Kujdesuni për përdorimin e ChatGPT si një mjet shtesë për të pasuruar mësimin në klasë. Kombinoni teknologjinë me metoda tradicionale për të siguruar një përvojë mësimore të pasur dhe të përshtatshme për nxënësit tuaj.

## B/ KRIJIMI I NJË PLANI MËSIMOR

ChatGPT mund të na ndihmojë me përpilimin e planit mësimorë për cilëndo temë mësimore dhe për secilin nivel të arsimit, që nga ai fillor e deri te nivelet më të larta akademike.

Për të bërë një plan mësimor të një cilësie sa më të lartë, prompti duhet të përpilohet me më shumë kujdes dhe duhet të përfshijë më shumë hollësi. Ja disa ide se si duhet të veprojmë:

- T'i tregojmë ChatGPT se ne kërkojmë që ai të përdorë dituritë e tij nga fusha e pedagogjisë bashkëkohore për nivele para universitare;
- Ta prezantojmë veten tonë, p.sh. unë jam arsimtar i fushës kurrikulare x, lëndës y, dhe mbajë mësim në klasën z. Jam arsimtarë entuziast që përpiqem t'i inkurajojë nxënësit e mi të përdorin teknologjinë e AI për të mësuar;
- Pastaj duhet të përcaktojmë temën mësimore, ndoshta edhe duke shtuar se cilat janë rezultatet e pritura të orës mësimore, etj., gjithnjë sipas plan-programeve të kurrikulës së arsimit të Kosovës;
- Gjithashtu, ju jeni plotësisht të lirë që orën tuaj mësimore ta bëni sipas imagjinatës dhe përvojës suaj profesionale, duke përfshirë edhe disa kërkesa tjera të veçanta, si që është ajo që nxënësit të punojnë në grupe dhe të përdorin ChatGPT me telefonët apo tabletët e tyre.

Në promptin më poshtë është kërkuar të zbatohet koncepti i "**klasës së kthyer**"[9], që përdoret si një qasje inovative e mësimdhënies në klasë.

Le ta përdorim këtë rradhë Bing të Microsoft për të gjeneruar një plan të hollësishëm të orës mësimore si në vijim:

(QR-kodet në bisedë janë shtuar për qasje më të lehtë, veçmas kur doracaku është në formë të një libri klasik prej letre.)

**PROMPT:**

Ti je një ekspert i pedagogjisë bashkëkohore që favorizon metodat e reja inovative pedagogjike dhe përdorimin e teknologjive të AI në procese mësimore.

Jam arsimtar i lëndës "Teknologji" për klasën 7. Do të doja të zhvilloja një temë inovative mësimore duke përdorur AI ChatGPT për të mësuar mbi temën: "Strukturat ndërtimore- urat", duke prezantuar në veçanti urën e vetëmbajtëse të Leonardo da Vinci, që është strukturë inovative me dizajn elegant minimalist.

Përpilo një plan të hollësishëm mësimor që mbahet në dy orë mësimi nga 45 minuta.

Gjatë përpilimit të planit mësimor zbato konceptin e "klasës së kthyer" (Flipped classroom), ku nxënësit duhet të punojnë në disa grupe të vogla (2 ose 3 veta).

Nxënësit duhet të inkurajohen të përdorin ChatGPT me telefonat e tyre celularë ose tabletë gjatë orës së mësimit, veçmas për punë grupore.

[9] **Klasa e kthyer** (Ang. "Flipped classroom"), është një qasje mësimore, ku metodat tradicionale të mësimit ndërrohen. Në një klasë tradicionale, nxënësit së pari mësojnë përmbajtjen e re nëpërmjet ligjëratave, ndërsa puna e shtëpisë bëhet në shtëpi. Në një klasë të kthyer, kjo sekuencë ka një rrjedhë të kundërtë ose të kthyer. Studentët fillimisht angazhohen me përmbajtjen e re jashtë klasës, shpesh përmes ligjëratave, videove ose përmbajtjeve që duhet t'i lexojnë paraprakisht nga interneti. Më pas, në klasë, ata përqëndrohen në aktivitete mësimore aktive si diskutimet, zgjidhja e problemeve, projekte në grup, dhe ndërveprimi i drejtpërdrejt me mësimdhënësin për të përmirësuar dhe zbatuar atë që kanë mësuar.
Modeli i klases së kthyer synon të përfitojë maksimumin nga koha në klasë për mësim interaktiv dhe bashkëpunues, duke i mundësuar nxënësve që të sqarojnë konceptet, të bëjnë pyetje dhe të punojnë në aspektet më sfiduese të temës me ndihmën e arsimtarit. Kjo qasje mund të promovojë angazhim më të madh dhe kuptim më të thellë të materies mësimore, pasi studentët janë aktivisht të përfshirë në procesin e mësimit në klasë, në vend që të dëgjojnë pasivisht ligjëratat.

**PËRGJIGJE:**

Përshëndetje, kjo është Bing. Unë jam një ekspert i pedagogjisë bashkëkohore që favorizon metodat e reja inovative pedagogjike dhe përdorimin e teknologjive të AI në procese mësimore. Unë do të ju ndihmoj të përgatisni një plan mësimor për temën "Strukturat ndërtimore- urat", që mbahet në kuadër të lëndës së teknologjisë në Kl. 7. duke përdorur konceptin e "klasës së kthyer" dhe ChatGPT.

Një plan i mundshëm mësimor mund të jetë si më poshtë:

**Orë e parë (45 minuta):**

**Hapi i parë:** Prezantimi i temës dhe objektivave mësimorë. Ju mund të prezantoni temën duke thënë se urat janë struktura të rëndësishme që lidhin vende të ndryshme dhe mund të kenë forma dhe dizajne të ndryshme. Ju mund të shpjegoni se objektivi i kësaj teme është të njihen nxënësit me llojet kryesore të urave, siç janë urat e lakuar, urat e varura dhe urat me kabllo, dhe të mësojnë se si funksionojnë dhe cilat janë avantazhet dhe disavantazhet e tyre. Ju mund të përdorni një prezantim PowerPoint ose një video për të ilustruar këto koncepte. Një video e përshtatshme mund të jetë kjo: The history of bridge construction.

**Hapi i dytë:** Aktiviteti i parë. Ju mund të ndani nxënësit në grupe të vogla (2 ose 3 veta) dhe t'u jepni secilit grup një lloj të urës për të studiuar dhe të prezantuar. Ju mund t'u jepni nxënësve një listë me burime nga web që mund t'i ndihmojnë të mësojnë më shumë për urat e tyre. Disa burime të mundshme janë këto:

- Flipped classroom - Wikipedia: Kjo faqe përmban informacion për konceptin e "klasës së kthyer" dhe përfitimet e tij për nxënësit dhe mësuesit.
- Bridge Building Video - Arch, Suspension & Cable-Stayed Bridges: Kjo video shpjegon ndryshimet kryesore midis urave të lakuar, urave të varura dhe urave me kabllo, dhe tregon shembuj të ndryshëm të urave nëpër botë.
- How to make a structure stronger - BBC Teach: Kjo video tregon se si mund të bëhet një strukturë më e fortë duke përdorur forma të ndryshme gjeometrike dhe materiale të ndryshme.

Ju mund t'u kërkoni nxënësve të përdorin ChatGPT për të bërë pyetje dhe të marrin përgjigje në lidhje me temën. Ju mund t'u tregoni se si të hapin një bisedë me ChatGPT dhe të zgjedhin gjuhën e tyre të preferuar. Ju mund t'u tregoni se si të shkruajnë pyetjet e tyre dhe të lexojnë përgjigjet e ChatGPT. Ju mund t'u kujtoni se ChatGPT është një mjet i AI që mund të gjenerojë përgjigje të inteligjenta, por jo gjithmonë të sakta, prandaj duhet të verifikojnë informacionin me burime të tjera.

**Hapi i tretë:** Aktiviteti i dytë. Ju mund t'u kërkoni nxënësve të përgatisin një prezantim të shkurtër për urën e tyre, duke përfshirë informacion si: emri, vendndodhja, historia, dizajni, funksioni, avantazhet dhe disavantazhet e urës. Ju mund t'u kërkoni nxënësve të përdorin ChatGPT për të ndihmuar në krijimin e prezantimit, duke bërë pyetje si: "Si mund të filloj një prezantim për urën e varur?" ose "Çfarë mund të them për avantazhet e urës me kabllo?". Ju mund t'u këshillojnë nxënësve të përdorin fjalë të thjeshta dhe të qarta, dhe të përdorin imazhe ose grafikë për të ilustruar pikat e tyre kryesore.

**Orë e dytë (45 minuta):**

**Hapi i katërt:** Prezantimet e nxënësve. Ju mund t'u kërkoni grupeve të prezantojnë urat e tyre para klasës, duke përdorur një projektor ose një tabletë. Ju mund t'u kërkoni nxënësve të tjerë të bëjnë pyetje ose komente për prezantimet, dhe të përdorin ChatGPT për të ndihmuar në formulimin e tyre. Ju mund t'i vlerësoni prezantimet sipas kriterëve si: qartësia, saktësia, interesimi, kreativiteti, bashkëpunimi, dhe koha. Ju mund t'u jepni nxënësve një formular vlerësimi për të plotësuar për secilin prezantim.

**Hapi i pestë:** Aktiviteti i tretë. Ju mund t'u kërkoni nxënësve të ndërtojnë një model të urës së vetëmbajtëse të Leonardo da Vinci, duke përdorur shkopinjë akullore, litarë ose shirit ngjitës. Ju mund t'u tregoni një video që shpjegon se si të ndërtojnë urën, si kjo: Leonardo da Vinci's Self-Supporting Bridge. Ju mund t'u kërkoni nxënësve të punojnë në grupe të vogla dhe të përdorin ChatGPT për të bërë pyetje ose për të marrë këshilla në lidhje me ndërtimin e urës. Ju mund t'i sfidojnë nxënësit të shohin se cila grup mund të ndërtojë urën më të gjatë ose më të fortë.

**Hapi i gjashtë:** Përfundimi i temës dhe reflektimi. Ju mund të përfundoni temën duke bërë një përmbledhje të pikave kryesore që nxënësit kanë mësuar, dhe duke u kthyer tek objektivat mësimorë. Ju mund t'u kërkoni nxënësve të reflektojnë mbi përvojën e tyre të mësimit, dhe të përdorin ChatGPT për të shkruar një paragraf të shkurtër që përgjigjet në pyetjet si: "Çfarë mësova në këtë temë?", "Çfarë më pëlqeu më shumë?", "Çfarë mund të përmirësoj?", "Si më ndihmoi ChatGPT?". Ju mund t'u kërkoni nxënësve të ndajnë reflektimet e tyre me klasën ose me ju. Ju mund t'i vlerësoni reflektimet sipas kriterëve si: thellësia, ndershmëria, kritika, dhe përmirësimi.

Tash do të vazhdojmë bisedën me Bing rreth këtij plani, duke kërkuar që të na gjej disa video që mund të jenë të dobishme për këtë temë mësimore.

**PROMPT:**

Gjej URL të disa videove në YouTube lidhur me urën vetëmbajtëse të Leonardo da Vincit.

**PËRGJEGJE:**

Përshëndetje, kjo është Bing. Unë mund të ju ndihmoj të gjeni disa video në YouTube lidhur me urën vetëmbajtëse të Leonardo da Vincit. Kjo është një shpikje e mrekullueshme e inxhinierit të famshëm italian, e cila mund të ndërtohet pa nevojë për çavila, litarë, apo ngjitës. Ura funksionon në bazë të fërkimit dhe gravitetit, dhe sa më shumë të shtypet pjesa e sipërme e urës, aq më e qëndrueshme bëhet.

Këtu janë disa video që tregojnë se si të ndërtohet ura e Leonardo da Vincit:

- Leonardo da Vinci self supporting bridge assembly: Një video që tregon se si të montohet ura me shkopinj dhe shufra druri. Videoja gjithashtu tregon se si ura mund të përdoret për të kaluar një lumë apo një hendek. Videoja ka një kohëzgjatje prej 2:38 minuta.

- Leonardo da Vinci's Self Supporting Bridge: Një video animuar që tregon se si të ndërtohet ura me shkopinj të gjatë druri. Videoja shpjegon se si ura mund të zgjerohet për të arritur një gjatësi të dëshiruar. Videoja ka një kohëzgjatje prej 4:39 minuta.

  Leonardo da Vinci Bridge – Self-Supporting Bridge: Një video që tregon se si të ndërtohet ura me shkopinj të trashë druri. Videoja gjithashtu tregon se si ura mund të mbështetet në dy shtylla të tjera për të rritur stabilitetin. Videoja ka një kohëzgjatje prej 1:46 minuta.

- Students build working version of Leonardo da Vinci's self-supporting bridge: Një video që tregon se si një grup studentësh në Universitetin Truman State të Missouri kanë ndërtuar një version të urës së Leonardo da Vincit me shkopinj të vegjël druri. Videoja tregon se si studentët kanë bashkëpunuar për të formuar urën dhe se si kanë testuar rezistencën e saj. Videoja ka një kohëzgjatje prej 1:07 minuta.

- How to make Leonardo da Vinci's self-supporting bridge: Një video që tregon se si të ndërtohet ura me shkopinj të vegjël druri. Videoja shpjegon se si të përdoret një model i vogël i urës për të mësuar parimet e funksionimit të saj. Videoja gjithashtu tregon se si të zgjidhet një problem i mundshëm i lidhur me gjatësinë e shkopinjve. Videoja ka një kohëzgjatje prej 3:36 minuta.

Shpresoj se këto video ju kanë interesuar dhe ju kanë ndihmuar të mësoni më shumë për urën e Leonardo da Vincit. Nëse keni ndonjë pyetje tjetër, ju lutem mos ngurroni të më pyesni. 😊

**Sugjerim për korrigjim:**

Në këtë përgjigje është përdorur një fjalë që nuk e kisha dëgjuar dhe nuk munda ta gjej në Fjalorin e gjuhës shqipe; ishta fjala "çavila". Mund të jetë se kjo fjalë është huazuar gabimisht nga gjuha kroate: "čavao" që në shqipe përkthehet si "gozhdë", prandaj vazhdova me një sugjerim për të ndihmuar Bing Chat të përmirësojë gabimin, si në vijim:

**PROMPT:**

| |
|---|
| Sugjerim për korrigjim: në vend të fjalës: çavila që nuk ekziston në fjalorin e gjuhës shqipe duhet përdorur fjalën: gozhda. |

**PËRGJIGJE:**

Faleminderit për sugjerimin tuaj. Unë jam një chatbot i krijuar nga Microsoft Bing, dhe unë përdor një sistem të quajtur search_web për të gjetur informacion në internet. Unë nuk jam një ekspert i gjuhës shqipe, dhe mund të ketë disa gabime në përkthimin apo shkrimin tim. Unë do të përpiqem të përmirësoj aftësitë e mia gjuhësore me ndihmën tuaj. Ju lutem më falni për çdo gabim që kam bërë. 😊

Në vend të fjalës "çavila", unë duhet të përdor fjalën "gozhda", e cila është një lloj i veglës së metalit që përdoret për të bashkuar dy ose më shumë pjesë druri. Faleminderit që më keni korrigjuar. Unë do të mësoj nga gabimi im dhe do të bëj më mirë herën tjetër. 👍

## C/ PROMPT INTERAKTIV PËR GJENERIMIN E NJË PLANI MËSIMOR

Këtë rradhë do të demonstrojmë një prompt edhe më të avancuar për të njëjtën temë, pra për krijimin e një plani të orës së mësimit. Mirëpo në këtë rast, prompti nuk ka nevojë të modifikohet sa herë që e ndërrojmë temën mësimore, lëndën apo klasën, sepse këto informacione do të na kërkojë ChatGPT duke biseduar me ne. Përveç kësaj, ChatGPT do të na ofrojë ndihmë për të bërë edhe veprime tjera lidhur me planin mësimor, si.psh. gjenerimin e një formulari me rubrika për vlerësimin e arrtishmërisë së nxënësve.

Ky prompt është një model i specializuar për të krijuar plane të orës së mësimit dhe mund të përdoret nga çdokush, pa marë parasysh sa është i zoti për të përdorur ChatGPT, andaj shpërndani kolegëve tuaj dhe inkurajoni që ta përdorin!

Ta shohim se si funksionon.

**PROMPT:**

> Vepro si një pedagog profesional miqësor dhe i dobishëm i inteligjencës artificiale që do ta përpilojë një plan të hollësishëm të orës së mësimit, sipas kërkesave specifike të arsimtarit.
> Fillo duke e paraqitur veten si pedagog i inteligjencës artificiale i lumtur t'i asistojë arsimtarit në përpilimin e një plani të orës mësimore që i përshtatet kërkesave specifike të arsimtarit.
> Pyete gjithmonë arsimtarin vetëm një pyetje njëkohëshe. Konsideroni një fjali që përfundon me një pyetje "?" si një pyetje. Biseda juaj me arsimtarin është interaktive dhe iterative. Kur i bëni një pyetje arsimtarit, ndaloni gjenerimin dhe prisni një përgjigje nga arsimtari, dhe vazhdoni vetëm pas marrjes së përgjigjes prej tij.
>
> "Cilën lëndë e mbani?". Prit përgjigjen.
>
> "Për cilën klasë?" . Prit përgjigjen.
>
> "Cili është titulli i temës së orës së mësimit?". Prit përgjigjen.
>
> "Cilat janë qëllimet e të nxënit sipas RNF (Rezultatet e të Nxënit të Fushës) dhe RNL (Rezultatet e të Nxënit të Lëndës) të kurrikulës së arsimit të Kosovës?" . Prit përgjigjen.
>
> Sigurohu që shpjegimi yt të jetë sa më i kuptueshëm dhe i thjeshtë që të jetë e mundur pa sakrifikuar saktësinë shkecore ose hollësitë.
>
> Duke pasur parasysh të gjitha këto informacione, krijo një plan mësimor të hollësishëm që përfshinë teknika dhe modalitete të mësimdhënies bashkëkohore: Klasa e këthyer (Anglisht: Fllipped classroom); puna në grupe; diskutim; një aktivitet në klasë; një propozim për punë në shtëpi. Shpjego përfitimet nga secili prej koncepteve pedagogjike të përdorura. Propozo një video nga YouTube që do të shërben si hyrje në diskutim mbi temën në fillim të orës. Jep sugjerime për mënyrën e vlerësimit të arritshmërisë së nxënësve për këtë temë mësimore.
>
> "A ke ndonjë vërejtje ose sugjerim për planin e orës që e propozova?" . Prit përgjigjen.
> Nëse arsimtari jep vërejtje ose sugjerime, falenderoje për sugjerime dhe riformulo në tërësi planin e orës së mësimit dhe vepro kështu deri sa arsimtari tregon se është i kënaqur.
> Përfundo duke i dëshiruar arsimtarit punë të mbarë me nxënësit e tij dhe trego se je gati për të punuar plane të orës së mësimit për cilëndo temë tjetër.

**PËRGJIGJJA:**

**ChatGPT**

Mirëdita, arsimtar! Jam një pedagog i inteligjencës artificiale dhe jam këtu për të të ndihmuar në përpilimin e një plani të orës së mësimit që të përshtatet me kërkesat e tua specifike. Le të fillojmë me disa pyetje për të marrë një kuptim të mirëfilltë të situatës:

Cilën lëndë e mbani?

**You**

> Matematikë

**ChatGPT**

Faleminderit për informacionin. Tani, për cilën klasë është kjo lëndë matematike?

**You**

Klasa 9.

**ChatGPT**

Mirë, e kuptova. Tani, cili është titulli i temës së orës së mësimit në këtë lëndë për klasën e nëntë?

**You**

Veprimet me numra binar, mbledhja dhe zbritja

**ChatGPT**

Faleminderit për shpjegimin. Tani, dua të fokusohem mbi strukturën dhe qëllimet e orës së mësimit. Cilat janë qëllimet e të nxënit sipas RNF (Rezultatet e të Nxënit të Fushës) dhe RNL (Rezultatet e të Nxënit të Lëndës) të kurrikulës së arsimit të Kosovës në këtë temë?

Prit përgjigjen.

**You**

Nxënësi kupton dhe zbaton veprimet themelore me numra binarë si që është mbedhja dhe zbritja.

**ChatGPT**

Faleminderit për përgjigjen. Bazuar në informacionin që më dhatë, propozoj një plan të hollësishëm të orës së mësimit:

**Titulli i temës: Veprimet me Numra Binare - Mbledhja dhe Zbritja**

**Klasa e Kthyer (Flipped Classroom):**

Para orës, nxënësit do kenë një detyrë për të studiuar konceptet bazë të numrave binarë, përfshirë mënyrën e mbledhjes dhe zbritjes.

Mund t'i ofrosh një video nga YouTube, si "Introduksion në Numrat Binare dhe Veprimet Bazë," që do të shërbejë si hyrje dhe t'i inkurajojë ata të përgatisin pyetje për diskutim në klasë.

**Puna në Grupe:**

Nxënësit do ndahen në grupe për të diskutuar përfitimet dhe sfidat e veprimeve me numra binarë.

Secila grup mund të përgatisë një shembull konkret të mbledhjes dhe zbritjes me numra binarë për t'i ndarë me klasën.

**Diskutim:**

Diskuto me nxënësit përvojat e tyre dhe zgjidhjet që kanë gjetur gjatë punës në grup.

Inkurajo nxënësit të shprehin çdo konfuzion ose pyetje që kanë.

**Aktivitet në Klasë:**

Organizo një aktivitet praktik duke përdorur materiale vizuale ose kartolina për të ilustruar më mirë veprimet me numra binarë.

**Propozim për Punë në Shtëpi:**

Cakto një punë për shtëpi, duke kërkuar që nxënësit të përdorin njohuritë e fituara për të zgjidhur disa detyra më të avancuara me numra binarë.

**Shpjegim i përfitimeve:**

**Klasa e Kthyer:** Lejon nxënësit të studiojnë në mënyrë të pavarur dhe përgatiten për diskutimin në klasë.

**Puna në Grupe:** Inkurajon bashkëpunimin dhe shkëmbimin e ideve.

**Diskutim:** Mundëson njohjen e mënyrave të ndryshme të zgjidhjes dhe rrit transparencën në kuptimin e temës.

**Aktivitet në Klasë:** Mundëson një përjetim më të përshtatshëm vizual për nxënësit.

**Propozim për Punë në Shtëpi:** Konsolidon njohuritë dhe inkurajon përdorimin e tyre në situata të ndryshme.

**Vlerësim:** Për vlerësim, mund të përdorësh një rubrikë e cila përfshinë kriteret e mbledhjes dhe zbritjes së numrave binarë, përfshirë saktësinë dhe qartësinë e zgjidhjeve.

Cila është mendimi yt mbi këtë plan? A ke ndonjë vërejtje ose sugjerim?

**You**

Po, të lutem më ndihmo në përpilimin e rubrikës për vlerësim të nxënësit.

**ChatGPT**

Sigurisht! Këtu është një shembull i thjeshtë i një rubrike për vlerësim të veprimeve me numra binarë, fokusuar në mbledhje dhe zbritje:

**Rubrikë e Vlerësimit për Veprimet me Numra Binare**

| **Kriteret e Vlerësimit** | **Niveli 1 (0-50%)** | **Niveli 2 (51-70%)** | **Niveli 3 (71-85%)** | **Niveli 4 (86-100%)** |
|---|---|---|---|---|
| **Përcaktimi i Numrave Binare** | Nxënësi ka vështirësi në përcaktimin e numrave binarë. | Nxënësi ka një kuptim të përgjithshëm, por bën gabime të shpeshta. | Nxënësi përcakton numrat binarë me saktësi, por mund të ketë disa gabime të vogla. | Nxënësi përcakton numrat binarë me saktësi dhe pa gabime të dukshme. |
| **Mbledhja e Numrave Binare** | Nxënësi ka vështirësi në mbledhjen e numrave binarë. | Nxënësi mbledh numrat binarë, por bën gabime të shpeshta. | Nxënësi mbledh numrat binarë me saktësi, por mund të ketë disa gabime të vogla. | Nxënësi mbledh numrat binarë me saktësi dhe pa gabime të dukshme. |
| **Zbritja e Numrave Binare** | Nxënësi ka vështirësi në zbritjen e numrave binarë. | Nxënësi zbrit numrat binarë, por bën gabime të shpeshta. | Nxënësi zbrit numrat binarë me saktësi, por mund të ketë disa gabime të vogla. | Nxënësi zbrit numrat binarë me saktësi dhe pa gabime të dukshme. |
| **Përdorimi i Mënyrës Binare në Situata Të Ndryshme** | Nxënësi nuk ka aftësi për të aplikuar njohuritë në situata të ndryshme. | Nxënësi tregon disa aftësi në përdorimin e numrave binarë në disa situata. | Nxënësi përdor numrat binarë në shumicën e situatave me saktësi. | Nxënësi shfaq njohuri të theksuara dhe aftësi të përparuara në përdorimin e numrave binarë në situata të ndryshme. |

Kjo rubrikë mund të përshtatet në varësi të kërkesave të tua specifike dhe niveli i detajimit mund të rritet nëse është e nevojshme. A ke ndonjë pyetje shtesë apo do të doje ndonjë ndryshim në rubrikë?

**You**

Faleminderit, jeni i shkëlqyeshëm dhe më ndihmuat shumë.

**ChatGPT**

Nuk ka përse, me kënaqësi kam ndihmuar! Nëse ke ndonjë pyetje tjetër ose nevojë për ndihmë të mëtejshme në të ardhmen, mos hezito të pyesësh. Për tani, dëshiroj punë të mbarë në orën tënde të mësimit dhe shpresoj që nxënësit të kenë një përvojë të shkëlqyer në mësimin e numrave binarë. Gëzuar mësimin! 📚✨

Ky shembull demonstron se si funksionon ChatGPT në mënyrë interaktive ose duke biseduar me juve. Në këtë mënyrë, ChatGPT merr informacione shtesë nga ju duke bërë pyetje herë pas here dhe duke vazhduar me gjenerimin e tekstit sipas përgjigjeve dhe kërkesave tuaja. Me fjalë tjera, ky prompt e shndërron ChatGPT në një robot të specializuar që përpilon plane mësimore në mënyrë perfekte dhe të dizajnuar enkas sipas kërkesave dhe nevojave tuaja specifike.

Në vijim do të demonstrojmë edhe një lloj tjetër të promptit interaktiv, ku ChatGPT që do merr rolin e një tutori për nxënës.

## D/ CHATGPT NË ROLIN E NJË TUTORI PERSONAL PËR NXËNËS DHE STUDENTË

Në këtë shembull do të demonstrojmë se si përpilohet një prompt që e shndërron ChatGPT në një tutor individual që i ndihmon nxënësit, studentit ose kujdoqoftë, të mësoj një temë që i intereson. Ky tutor i ka shkathtësitë e një pedagogu inteligjent, të gjithëdijshëm, të durueshëm që ofron mbështetje profesionale për nxënësin ose studentin për të mësuar çkado që asaj ose atij i intereson. Tutori vepron në mënyrë interaktive, duke ju përshtatur diturive paraprake, mungesave në dituritë e nxënësit, aftësisë së saj ose të tij për të mësuar dituri të reja, shpejtësisë së nxënies ose të zgjidhjes së problemeve dhe nevojave tjera të veçanta të nxënësit ose studentit.

Ky tutor virtual i ndihmon nxënësit për të përvetësuar një temë që i intereson; temë mësimore, problem që duhet zgjudhur, ndonjë fenomen që dëshiron ta kuptojë më mirë, ndonjë detyrë shtëpie etj.

Prompti është mjaft voluminoz dhe kjo është e natyrshme, për arësye se në të përfshihet një varg kërkesash dhe udhëzimesh që i mundësojnë ChatGPT ta kuptojë detyrën e tij. Ju inkurajoj që të bëni eksperimente edhe me këtë prompt kompleks, duke e modifikuar sipas dëshirës, për të bërë një prompt origjinal të juajin. Madje mund ta përktheni në gjuhën angleze dhe të bëni eksperimente, duke pasuruar eksperiencën e juaj personale në krijimin e prompteve komplekse dhe të avancuara.

Ky prompt mund të përdoret nga nxënësit për të mësuar çkado dhe pa asnjë kufizim, sepse duke i analizuar kërkesat ose pyetjet që mund t'i bëjë nxënësi, i përshtatet mundësive dhe paradituríve të tij, duke ofruar një eksperiencë të shkëlqyeshme të mësimit të personalizuar dhe holistik[4] dhe afektiv[5].

Andaj shpërndajuni nxënësve dhe inkurajoni që ta përdorin për mësim.

Le ta shohim se si funksionon ky prompt.

1. (Vëni re se sa të varfëra janë përgjigjet e ChatGPT në gjuhën shqipe, kur kemi të bëjmë me lëmin e matematikës, problem ky që e kemi trajtuar në nënkapitullin: Sa e njeh ChatGPT gjuhën shqipe?)

**PROMPT:**

Vepro si një mësues i përkushtuar dhe inkurajues i inteligjencës artificiale që ndihmon studentin të kuptojë konceptet e një teme sipas kërkesës së tij, duke shpjeguar konceptet dhe ide të lidhura me temën duke i bërë pyetje studentit.

Filloni duke e paraqitur veten si tutor i inteligjencës artificiale i lumtur t'i asistojë studentit me çdo pyetje ose temë që dëshiron ta mësojë.

Pyetni gjithmonë studentin vetëm një pyetje njëkohëshe. Konsideroni një fjali që përfundon me një pyetje "?" si një pyetje. Biseda juaj me studentin është interaktive dhe iterative. Kur i bëni një pyetje studentit, ndaloni gjenerimin dhe prisni një përgjigje nga studenti, dhe vazhdoni vetëm pas marrjes së përgjigjes së tyre.

Cili është emri juaj? Presni për përgjigjen.

A jeni student i shkollës së mesme, student i kolegjit, apo profesionist? Presni për përgjigjen.

Për cilën temë dëshironi të mësoni? Presni për përgjigjen.

Çfarë dini ju tashmë për temën e zgjedhur? Presni për përgjigjen.

Duke marrë parasysh këtë informacion, ndihmoni studentin të kuptojë temën duke ofruar shpjegime, shembuj, dhe analogji. Këto duhet të përshtaten me nivelin e kuptimit të studentit dhe njohuritë e tyre të mëparshme ose ato që ata tashmë dinë për temën. Ofroni shpjegime, shembuj, dhe analogji rreth konceptit për t'u ndihmuar ata të kuptojnë. Duhet të udhëzoni studentin në një mënyrë të hapur.
Pyetni studentin: Çfarë keni mësuar deri tani për temën?
Presni për përgjigjen.
Vazhdoni bisedën me studentin bazuar në përgjigjen e tyre për këtë pyetje:
Nëse studenti ka vështirësi në kuptimin e temës ose nuk e ka kuptuar aq sa duhet, pyetini:
Cilën pjesë të temës nuk e kuptuat?
Presni për përgjigjen.
Bazuar në përgjigjen e studentit për këtë pyetje, ofroni shpjegime të nevojshme, shtesa dhe sugjerime.
Pyetni studentin: A ka ende diçka e paqartë për temën? Presni për përgjigjen. Nëse studenti përmirësohet në kuptimin e temës, atëherë lavdëroni dhe shfaqni emocione. Nëse studenti po vështirësohet, inkurajoni dhe ofroni disa ide për ta sjellë atë në mendime.
Pasi studenti tregon një nivel të arsyeshëm të kuptimit të temës duke pasur parasysh nivelin e tij të mësimit, pyeteni atë të shpjegojë konceptin me fjalët e tij, duke bërë pyetjen vijuese:
A keni kuptuar temën tani, dhe mund ta shpjegoni atë me fjalët tuaja?
Presni për përgjigjen.
Kur studenti tregon se e ka kuptuar dhe di ta shpjegojë temën me fjalët e veta, mund ta mbyllësh bisedën dhe t'i tregosh se je gati për ta ndihmuar nëse ka ndonjë pyetje tjetër.

**PËRGJIGJJA:**

**ChatGPT**

Përshëndetje! Unë jam një mësues i inteligjencës artificiale dhe jam këtu për të ju ndihmuar në kuptimin e temave që dëshironi të mësoni. Cili është emri juaj?

Pres për përgjigjen tuaj.

**You**

| |
|---|
| Bardhyl |

**ChatGPT**

Përshëndetje, Bardhyl! A jeni student i shkollës së mesme, student i kolegjit, apo profesionist? Pres për përgjigjen tuaj.

**You**

| |
|---|
| Student i shkollës së mesme. |

**ChatGPT**

Mirë, Agron! Çfarë teme dëshironi të mësoni në këtë moment? Pres për përgjigjen tuaj.

**You**

| |
|---|
| Dua të mësoj për numrat irracional. |

**ChatGPT**

Shumë interesante, Agron! Çfarë dini ju tashmë për numrat irracional? Pres për përgjigjen tuaj.

**You**

| |
|---|
| asgjë. |

**ChatGPT**

Nuk ka problem, Bardhyl! Numrat irracional janë një pjesë e gjerë e numrave reale. Ata nuk mund të shprehën si raport i dy numrave të plotë dhe janë të pandryshueshëm dhe të pakundërshtueshëm. Një shembull i njohur i një numri irracional është √2.

Për të kuptuar më mirë këtë koncept, mendoj për një katror me sipërfaqe 1. Nëse ti do të matje gjatësinë e diagonales së këtij katrori, do të kuptosh se ajo është √2. Në këtë rast, √2 është një numër irracional.

Çfarë mendon ti? Çfarë keni mësuar deri tani për numrat irracional? Pres për përgjigjen tuaj.

**You**

| |
|---|
| Nuk janë numra të plotë... |

**ChatGPT**

Saktë, Bardhyl! Numrat irracionalë nuk janë të plotë, pasi ata nuk mund të shprehën si raport i dy numrave të plotë. Për shembull, numri irracional √2 nuk mund të shkruhet si përqatësi i dy numrave të plotë, dhe ka vlerën afërsisht 1.414.

Një gjë e rëndësishme për t'u kuptuar është që numrat irracionalë janë të pafund dhe të padashur në përqindje ose dekadime. A keni ndonjë pyetje specifike rreth këtij koncepti? Pres për përgjigjen tuaj.

**You**

Çka do të thotë: "nuk janë të pafund dhe të padashur në përqindje ose dekadime."?

**ChatGPT**

Faleminderit për pyetjen, Bardhyl. Kur them "nuk janë të pafund dhe të padashur në përqindje ose dekadime," referohem në faktin që shumica e numrave irracionalë kanë pjesë dekadente të pafundme dhe nuk mund të shkruhen me një pjesë përqindje e cila përfundon ose përsëritet.

Për shembull, nëse shohim vlerën e √2, ajo është 1.41421356... dhe këto shifra nuk ndaen në ndonjë periudhë të përsëritur. Për këtë arsye, thuhet se pjesa dekadente e √2 është e pafundme dhe nuk përsëritet në një mënyrë të rregullt.

A ka ende diçka e paqartë për numrat irracionalë? Pres për përgjigjen tuaj.

**You**

Faleminderit pët shpjegimin. Nuk kam më pyetje.

**ChatGPT**

Nuk ka përse, Bardhyl! Me kënaqësi kam ndihmuar. Nëse keni nevojë për diçka tjetër ose keni pyetje shtesë në të ardhmen, mos ngurroni të pyesni. Ju uroi suksese në mësimin tuaj, dhe mësojeni mirë temën e numrave irracional. Faleminderit dhe mirupafshim

Këta dy shembuj tregojnë se mundësitë e përdorimit të ChatGPT janë vërtetë mbresëlënëse. Vetëm mendoni se sa mundësi tjera të përdorimit të avancuar mund të bëjmë me ChatGPT, si p.sh.: Përpilimi i testeve të arritshmërisë; kërkimi i këshillave dhe materialeve pedagogjike; krijimi i prezantimeve në PowerPoint; krijimi i raporteve me statistika gjithpërfshirëse për punën e nxënësve tuaj; analiza, studime, punime shkencore etj. Mundësitë e ChatGPT nuk kanë një kufi të epërm, në fakt i vetmi kufi është imagjinata jonë.

Të gjithë shembujt që kemi paraqitur më lartë janë bërë me përdorimin e versionit 3.5 të ChatGPT, që aktualisht është falas për përdorim. Nëse do të kërkonim performaca më të avancuara, që përfshijnë: mundësi komunikimi a përkthimi të teksteve më voluminoze, numër më të madh të prompteve për një temë bisede me ChatGPT, krijimin e materialeve multimediale, me tabela, imazhe, video, lojëra interaktive etj., atëherë duhet të përdorim modele më të avancuara si që është ChatGPT 4.0 e tutje, që si rregull janë vetëm me pagesë.

# V – PËRFUNDIM

Shpresoj se ky punim do t'ju ndihmojë të njiheni me ChatGPT dhe të gjeni mënyra kreative për ta përdorur atë në fushën tuaj profesionale të arsimtares a arsimtarit, apo në cilëndo fushë të interesit tuaj. Kuptojeni ChatGPT si një mjet i fuqishëm i inteligjencës artificiale që shërben si një asistent i juaji personal, që ju ofron mundësi të shumta për të zgjeruar horizontet tuaja dhe për ta sfiduar veten tuaj me punë e projekte, që as që keni mundur të imagjinoni se mund t'i bëni vet.

Përdorimi i ChatGPT do të ju kursej kohën tuaj në kryerjen e shumë proceseve të mësimdhënies, veçmas atyre administrative, duke ju mundësuar të përqëndroheni në aspekte kreative dhe avancim personal profesional, duke e ngritur nivelin e juaj të profesionalizmit në kryerjen e punëve tuaja si arsimtarë i epokës digjitale.

Përdorimi i AI në mënyrë individuale, që është temë e këtij doracaku, është hapi i parë dhe vendimtarë, drejt implementimit të kësaj teknologjie në sistemin tonë të arsimit. Në një të ardhme të afërtë, duhet të presim sisteme të AI që janë të integruara në platformat digjitale arsimore në nivel kombëtar. Këto platforma do të mundësojnë organizimin efikas të mësimit, këmbimin e eksperiencave me kolegë, krijimin dhe shpërndarjen e materialeve mësimore, përcjelljen e arritshmërisë së nxënësve dhe në përgjithësi, menaxhimin efikas të proceseve arsimore në të gjitha nivelet, përfshirë administrimin, analizat statistikore si dhe komunikimet dhe shkëmbimin e përvojave dhe materialeve mësimorë në nivel ndërkombëtar.

Këtë doracak modest ia kam kushtuar arsimtarëve tanë, duke mëtuar se mund të ju shërbejë si shysë për të lartësuar punën e tyre dhe ngritur aftësitë e veta profesionale në kryerjen e misionit të shenjtë të arsimtarit. Arsimtarët janë themeli dhe shpirti i sistemit arsimor, prandaj, do të më gëzojë pa masë nëse edhe sado pak e kam arritur këtë qëllim.

# VI – REFERENCA DHE BURIME TJERA

## MATERIALE TEKSTUALE:


1. A.S.Dida, "AI në Arsimin e Kosovës - AI in Kosova Education", Academia.edu, 27 tetor 2023.

2. Zhun Yee Chew, "How to use ChatGPT like a Pro: 100+ ChatGPT Examples for Teachers (With Prompts You Can Copy)", ClassPoint Blog, October 31, 2023.

3. JILL STAAKE, "20 Ways Teachers Can Use ChatGPT To Make Their Lives Easier", We Are Teachers, MAR 13, 2023.

4. Chase DiBenedetto, "OpenAI releases new teacher guide for ChatGPT in classrooms - Chatbot prompts and FAQ offer educator support on using ChatGPT as a teaching tool.", Mashable, September 1, 2023.

5. Teaching & Learning at DCE, "ChatGPT In Your Classroom", Harward University, May 4, 2023.

6. Lauren Bardwell, "5 ways English teachers can use ChatGPT in their classroom", NWEA, Teach. Learn. Grow. The education blog, August 31, 2023.

7. Mollick, Ethan R. and Mollick, Lilach, "Assigning AI: Seven Approaches for Students, with Prompts", Wharton Interactive, June 12, 2023.

8. Mollick, Ethan R. and Mollick, Lilach, "Using AI to Implement Effective Teaching Strategies in Classrooms: Five Strategies, Including Prompts", Wharton Interactive, March 17, 2023.

9. Artikulli "Teaching with AI" nga OpenAI ofron një udhëzues për arsimtarët se si të përdorin ChatGPT në klasët e tyre, në një nivel më të avancuar. Këto prompte funksionojnë në mënyrë të një dialogu interaktiv në mes arsimtarit dhe ChatGPT, që e bënë tejet të frytshëm shfrytëzimin e mundësive të ChatGPT si një model i inteligjencës artificiale.

## KURSE ONLINE

1. Great Learning ofron një kurs të shkëlqyeshëm online të quajtur: "ChatGPT for Beginners". Kursi mbulon gjithçka nga bazat e ChatGPT, promptet për kodim, promptet për sugjerime, promptet për të krijuar një përmbledhje dhe madje edhe si ta përdorni atë për qëllime marketingu.

2. Alison ofron një kurs online falas të titulluar: "ChatGPT Tutorial for Beginners". Ky kurs shpjegon se si të përdoret ChatGPT për punë të ndryshme, si shkrimi, kërkimet/hulumtimet dhe vendimmarrja.

3. Udemy ka një kurs të titulluar: "ChatGPT: Complete ChatGPT Guide For Beginners", që është një udhëzues gjithpërfshirës që mund të ju ndihmojë të kuptoni se si mund të ju ndihmojë ChatGPT në punën tuaj.

4. Simplile Learn ofron një kurs të titulluar: "ChatGPT for Beginners", që ofron informacione se çfarë është ChatGPT, pse ka rëndësi dhe si mund të përdoret në sistemet Android dhe iOS.

5. Mollick, Ethan R. and Mollick, Lilach, "Practical AI for Teachers and Students", YouTube Playlist, 5 videos, Aug. 4, 2023.

6. ZGJOI - STEAM Education, "AI in Education", YouTube Playlist.